REVISTË PËR AKTUALITET, KU RË, ARSIM, ETIKË

# PAQ A



Viti V . Nr. 47. 19 tetor - 19 nënto ... oqatës kulturore "Zëri Ynë" Çmimi 0.80€








Intervistë me profesorin dhe analistin politik, Milazim Krasniqi

# KOSOVA NUK KA KRIZË INSTITUCIONALE

# përmbajtja


8 Peci: Kryetari i Gjykatës Subreme...


10 Pakënaqësitë me planprogr...


14 sedohen sfidat e gazetarëve


35 do të jetë 2012 si 1859-shi?


40 vicra "çerdhja" e futbollistëve...







REVISTË MUJORE PËR AKTUALITET, KULTURË, ARSIM, ETIKË
Viti V / Nr. 47
19 tetor 2010 - 19 nëntor 2010

Botues
Zëri Ynë
O.J.Q. "Zëri Ynë"

Drejtor
**Muhamed Jusufi - KAJOLLI**
kajolli5@hotmail.com

Redaktor përgjegjës
**Avni AVDIU**
avni.avdiu@gmail.com

Redaktor i kulturës
**Flamur MALOKU**
flamurmaloku@hotmail.com

Redaktor teknik/Grafika
**Osman D. GASHI**
osmangashi@msn.com

Redaktore gjuhësore
**Mimoza SINANI**

e-mail:
revistapaqja@gmail.com
revistapaqja@hotmail.com
http://www.zeri-yne.org

Adresa:
**Rr. Xhavit Mitrovica, nr. 14, përballë teatrit Dodona, Prishtinë, Kosovë**


Njoftojmë bashkëpunëtorët se do të merren në konsiderim për botim vetëm ato shkrime që arrijnë në redaksi deri me datën 8 të muajit!



# INKURAJOI DHE GARANTOI

Gjatë vizitës në Kosovë, ajo u përshëndet me qindra qytetarë, u ndal duke ecur në këmbë deri te shtatorja e bashkëshortit të saj, në sheshin Bill Klinton dhe hyri edhe në një butik aty afër që mban emrin e saj. Zonja Klinton u përshëndet nga shumë qytetarë të mbledhur edhe gjatë rrugës drejt parlamentit. Sheshi 'Nënë Tereza' ishte mbushur me flamuj amerikanë dhe foto të saj. Sekretarja amerikane e shtetit zhvilloi takim me ushtruesin e detyrës së presidentit Jakup Krasniqin, kryeministrin Hashim Thaçi dhe ministrin e jashtëm Skender Hysenin. Ajo e vizitoi edhe Manastirin e Gracanicës, ku ka pasur një takim të veçantë me peshkopin Teodosije. Më pas u shpreh se liderët serbë që bashkëpunojnë me institucionet e Kosovës duhet të mbështeten në mënyrë aktive. "Kosova po përparon... po punoni për zhvillimin ekonomik... SHBA do t'ju inkurajojë në këtë drejtim... po ashtu edhe për dialogun e ardhshëm me Serbinë, ku statusi, sovraniteti dhe integriteti territorial nuk do të jenë temë bisedimesh... ne jemi me ju, ne do t'u japim ndihmë dhe mbështetje, por punët dhe përmirësimet duhet të bëhen këtu, nga qeveria juaj", - u shpreh Hillari Klinton përpara gazetarëve dhe gjatë një takimi në Bibliotekën Kombëtare Universitare.

Vizita e zonjës Klinton është e dyta në Kosovë, ndërsa është e para në cilësinë e sekretares amerikane të shtetit.





**BIOGRAFIA:** **Hillari Klinton** ka lindur më 26 tetor 1947 në Çikago. Ishte zonja e parë e Shteteve të Bashkuara gjatë periudhës 1993 – 2001, kur president vendi ishte bashkëshorti i saj Bill Klinton, me të cilin ishte martuar në vitin 1975. Dy herë ka qenë e cilësuar si një ndër 100 avokatet më të shquara në Amerikë. Ishte senatore e Nju Jorkut prej vitit 2001 deri më 2009. Në vitin 2008 ishte kandidate kryesore për president nga radhët e Partisë Demokratike dhe fitoi më së shumti vota se çdo femër tjetër që ka garuar në historinë amerikane, duke humbur vetëm për pak vota me diferencë të ngushtë ndaj presidentit të tanishëm Barak Obama, në administratën e të cilit tani është sekretare e shtetit, e 67-ta me radhë. Është një ndër figurat më të dashura për shqiptarët e Kosovës, të cilëve u qëndroi pranë në momentet më të vështira, duke i vizituar si refugjatë në Maqedoni dhe duke ndikuar edhe te bashkëshorti i saj për ndërhyrjen ushtarake të NATO-s kundër forcave policore-ushtarake serbe.

# A DO TË PËRSËRITET "RECETA E BERISHËS"?

**Pas dorëheqjes së imponuar, Sejdiu në përpjekjen për t'u rikthyer në pushtet, nëpërmjet një rrethimi mjaft armiqësor e të ftohtë, është pak a shumë në pozitë identike me ish- presidentin e Shqipërisë, Sali Berishën, i cili pati dhënë dorëheqjen e imponuar në vitin 1997 dhe dukej sikur tatëpjeta po e shpinte drejt fundit të karrierës politike.**

**Milazim KRASNIQI**

Dorëheqja e Fatmir Sejdiut nga funksioni i kryetarit të shtetit, e provokuar nga vendimi i paralajmëruar i Gjykatës Kushtetuese, solli një dinamikë të re në jetën politike dhe institucionale të LDK-së e të vendit, shumë më të paparashikuar se sa që do ta kenë menduar deputetët nënshkrues të kërkesës, gjyqtarët e kushtetutës dhe të gjithë ata që qëndronin prapa idesë për shkarkimin e tij. Por, tash për tash të gjithë ata duken të larë si mbrojtës të kushtetutshmërisë së vendit, përveç vetë ish-presidentit, i cili bëri vetëm një përpjekje të zbehtë të shfajësimit, duke thënë në mënyrë figurative se "dikush i tërhoqi fjalët". Por, ai nuk deshi ose nuk pati guxim të shpjegojë më shumë lidhur me këtë çështje, e cila do ta nxirrte atë të larë e të tjerët do t'i linte në vorbullën e dilemave për veprimet e tyre jokonsekuente. Kështu si ka mbetur i pezullt shpjegimi figurativ i Sejdiut, perceptimi se ish-presidenti e ka shkelur kokë më vete Kushtetutën, ka filluar ta gërryejë autoritetin e tij politik dhe moral, sigurisht nën përkujdesjen e kundërshtarëve që ka brenda partisë së vet, po edhe të partive të tjera. Nga komentet dhe vlerësimet që po bëhen në këtë temë, me tone shumë zhvlerësuese ndaj figurës së tij, bëhet e qartë se edhe në rastin e Fatmir Sejdiut po vërtetohet teza se politikani ka shumë miq të rremë dhe shumë armiq të vërtetë. Po vërtetohet edhe fjala e frikshme e Faik Konicës se shqiptarët vetëm suksesin nuk ta falin kurrë.

Fatmir Sejdiu vërtet ka qenë politikan i suksesshëm në karrierën e tij politike brenda LDK-së dhe institucioneve të vendit. I inkuadruar në LDK që nga Kuvendi themelues i saj i 23 dhjetorit 1989, ai arriti të zinte pozitën e sekretarit të përgjithshëm të partisë në vitet 1994-1998, kur ish të burgosur politikë bënin ligjin në këtë parti. Si sekretar i përgjithshëm, ai arriti të mbijetojë dhe të mos identifikohej as me grupin e Aganit, e as me atë të Hysenit, po të luante rolin e një amortizuesi të përplasjeve brendapartiake. I mbetur jashtë kryesisë, pas kuvendit dramatik të 25 shkurtit 1998, bashkë me të gjithë udhëheqjen e deriatëhershme, përveç Rugovës, ai pati durimin të priste pesë minutat e tij. Edhe pse në vitet e para pas çlirimit të vendit, nuk u përfshi në top listën e bashkëpunëtorëve më të afërt të Rugovës, pas vdekjes së liderit historik të LDK-së, Sejdiu mori detyrën e kryetarit të partisë. Suksesi në marrjen e pozitës së liderit të partisë i dedikohet shumë fatit po edhe talentit të tij, sepse ai nuk ishte trashëgimtar me testament. Përkundrazi, ka pasur një periudhë ftohjeje me Rugovën, për shkak të aktiviteteve të zhvilluara në Maqedoni e në Shqipëri, nga një grup aktivistësh të LDK-së në periudhën e bombardimeve të NATO-s, me ç'rast Fatmir Sejdiu ishte pjesë e grupit që e ndryshoi qëndrimin e Rugovës ndaj UÇK-së, duke i bërë thirrje anëtarësisë së LDK-së që të inkuadrohej me të gjitha mjetet në radhët e UÇK-së. Këtë veprim Rugova nuk ia ka falur as atij e as disa të tjerëve, që kanë qenë në atë grup. Por, Fatmir Sejdiu ka ditur të shmanget nga goditja e fshehtë e Rugovës dhe ka ditur të presë kohën e tij. Dhe në një moment ai i fitoi të gjitha, edhe pozitën e kryetarit të LDK-së e edhe atë të presidentit të vendit. (Ata që e akuzojnë atë si inspirues të rrahjes në Kuvendin e kaluar të partisë, nuk kanë të drejtë, sepse individët që provokuan ishin humbësit e atij kuvendi e jo ai si fitues.)

Në fakt, mbajtja e funksionit të kryetarit të LDK-së, pas hyrjes në fuqi të Kushtetutës së Republikës së Kosovës, sado që u quajt "mandat i ngrirë", ka qenë problem që nga fillimi, sepse kryetari i vendit, për të qenë simbol i unitetit, duhet të mos ketë parashenja partiake, e aq më pak rolin e kryetarit të një partie politike. Kushtetuta, sado



e dizajnuar bash për pozitën delikate të Sejdiut, linte hapësirë për interpretim se ai ishte shkelës i normës së saj. Me këtë epitet, pra, si shkelës i Kushtetutës nga pozita e presidentit, Fatmir Sejdiu do të identifikohet gjatë dhe kjo është humbja më e madhe politike e morale e tij, pra edhe më e madhe se humbja e privilegjeve që parasheh ligji për presidentin. Por, ai do t'i ketë bërë llogaritë edhe në këtë çështje me rastin e dorëheqjes. Përllogaritja politike sipas të cilës ai duke marrë edhe një herë kreun e LDK-së, do të mund të konkurrojë që të bëhet kryeministër i vendit, e ka shtyrë që të jepte dorëheqjen nga funksioni i presidentit dhe ta çojë vendin në zgjedhje të parakohshme. Po të mos e kishte këtë ambicie të fuqishme, ai mund të mbetej president i shtetit, duke dhënë dorëheqje nga partia dhe ashtu nuk do të kishte krizë politike e as institucionale. Institucionet do të mund të çonin deri në fund mandatin e vet, duke u koncentruar në një varg punësh, si dialogu me Serbinë për një varg çështjesh teknike, privatizimi i PTK-së e i KEK-ut, përmirësimi i infrastrukturës ligjore për zgjedhjet, reformat në drejtësi, etj., që tashmë kanë mbetur punë të ngrira. Mirëpo, ambicia e tij politike rezultoi më e fuqishme se sa rezoni shtetëror.

Por, a e ka lehtë Fatmir Sejdiu që ta realizojë atë ambicie të rikthimit të fuqishëm? Pengesa e parë në rrugën e tij të re drejt pushtetit është e barrikaduar brenda vetë LDK-së. Kandidatura e Bujar Bukoshit për kryetar partie, e mbështetur në një retorikë të ashpër të tij dhe e fuqizuar nga një përkrahje enorme e shumë medieve, inkuadrimi i Ukë Rugovës në LDK si përkrahës i Bukoshit, deklarimi i kreut të LDD-së se do të kthehej në LDK nëse do të largohej Sejdiu, kur të bëhen së bashku në një grusht kundër Sejdiut, paraqesin një barrikadë jo të lehtë për ta shmangur nga udha drejt pushtetit të ri. Nga ana tjetër, edhe Aleanca për Ardhmërinë e Kosovës e ka të qartë se pa e shmangur Fatmir Sejdiun nga kreu i LDK-së, praktikisht, ajo nuk mund të bashkëngjitet në pushtet, prandaj edhe ajo do të jetë kontributore në pengesat ndaj kandidaturës së Sejdiut që të rikonfirmohet si lider i LDK-së, meqë ndikimi joformal i saj mbi një pjesë të kuadrove të LDK-së është evident. Nga ana tjetër, duket se as PDK nuk e ka tashmë ngrohtësinë e dikurshme të raporteve me Sejdiun, edhe për faktin se veprimi i tij praktikisht ia ka shkurtuar për një vit mandatin qeverisës. Prandaj, gara e tij për t'u rikonfirmuar si kryetar i LDK-së në këtë rrethim armiqësor e të ftohtë nuk duhet shumë e lehtë. Fatmir Sejdiut i mbetet një adut i vetëm: baza e fortë elektorale në Llap e Gollak dhe në Vranjevc, që është zgjatim demografik i tyre. Paraqitja e Fatmir Sejdiut më 9 tetor në degën e LDK-së në Mitrovicë, i shoqëruar nga Isa Mustafa, nga Ismet Beqiri dhe nga Sabri Hamiti, e ka këtë mesazh. Bastioni i tij do të mbetet në këto rajone, duke i bashkëngjitur edhe rrafshin e Kosovës (Fushë Kosovën, Obiliqin e Lipjanin). Por, pavarësisht nga rezultati, ka rrezik që LDK-ja këtë herë të fragmentohet në baza rajonale, megjithëse edhe me këtë skemë ai mbetet fitues në LDK.



Mbetet vetëm të shihet kostoja e fitores në aspektin e humbjes së elektoratit për zgjedhjet parlamentare të fillimvitit 2011. Por, kostoja e tillë nuk është përllogaritur as në Kuvendin e kaluar të LDK-së e duket se nuk do të futet në hesap as në këtë garë të brendshme zgjedhore të LDK-së. Pasionet e luftës për pushtet në ish-partinë më të madhe të vendit janë të forta në të dyja blloqet. Në të dyja blloqet ka shumë njerëz që e kanë provuar lezetin e pushtetit të pamerituar, të pasurimit të paligjshëm dhe të hedonizmit bizar, që sjellë me vete një pushtet të zhveshur nga përgjegjësia morale. Shumë prej tifozëve të Bukoshit e të Sejdiut shkumojnë kur flasin, sigurisht nga pasioni për "pushtetin e ardhshëm", nën ombrellën e liderit të përzgjedhur prej tyre si shpresë e vazhdimit të të qenit në pushtet. Prandaj, nëse mbetet logjika që ai që fiton i merr të gjitha dhe ai që humb i humb të gjitha, si në "Kuvendin e karrigeve" të kësaj partie, ky pasion do të mund të bëhet asgjësues.

Me një fjalë, Fatmir Sejdiu, në momentin që ka dhënë dorëheqje nga detyra e presidentit dhe ka zgjedhur ta vazhdojë garën politike për kreun e LDK-së, i ka hyrë një aventure të fortë politike, jo shumë të lehtë për ta fituar, megjithëse realisht të mundshme. Në të kaluarën ai i ka fituar postet më me lehtësi, si rezultat i gjeturisë së vet dhe i kombinimeve kadrovike, ideologjike dhe strategjike, që janë bërë në raste të veçanta. Por, këtë here nëse fiton, Fatmir Sejdiu fiton falë punës dhe fuqisë së vet politike. Pas dorëheqjes së imponuar, Sejdiu në përpjekjen për t'u rikthyer në pushtet, nëpërmjet një rrethimi mjaft armiqësor e të ftohtë, është pak a shumë në pozitë identike me ish- presidentin e Shqipërisë, Sali Berishën, i cili pati dhënë dorëheqjen e imponuar në vitin 1997 dhe dukej sikur tatëpjeta po e shpinte drejt fundit të karrierës politike. Mirëpo, Berisha u kthye fitimtar dhe bile shumë më i fortë se sa herën e parë. Fatmir Sejdiut i mbetet të provojë të bëjë të njëjtën gjë. Në të kundërtën, vërtet ai i humb të gjitha. ■

**Ndërtesat e reja të banimit në kryeqytet, të ndërtuara jo si duhet**

# Ndërtesa pa standarde

**Shumica e objekteve banesore në Prishtinë, por edhe në krejt Kosovën, janë ndërtuar pa përfillur standardet e ndërtimit, - thonë ekspertët. Sipas tyre, në rast të ndonjë tërmeti, mund të ketë pasoja të mëdha njerëzore e materiale. Ndërkaq, zyrtarët e komunës se Prishtinës thonë se 90% e këtyre objekteve mbikëqyren nga komuna**

**Fatos SHALA**

Ndërtimi i objekteve të banimit kolektiv është bërë një nga bizneset më fitimprurëse të pasluftës. Duke shfrytëzuar kërkesën e madhe për banim, sidomos në Prishtinë, shumë biznesmenë, të etur për fitim të shpejtë me shpenzime sa më të vogla, nuk kanë përfillur as rregullat më elementare të projektimit dhe ndërtimit të këtyre objekteve. Një gjë të tillë e pohon edhe kryetari i Asociacionit "Arkitektët e Kosovës", Valdet Osmani. Ai pohon se gjatë ndërtimeve janë anashkaluar tërësisht standardet. Në anën tjetër, zëdhënësi i komunës se Prishtinës, Muhamet Gashi, thotë se në mbi 90% të rasteve, investitorët respektojnë lejet përkatëse të komunës. Ndërkaq, qytetarët thonë se po ndihen të rrezikuar nga këto ndërtime.

## Strategji banimi

Kryetari i Asociacionit "Arkitektët e Kosovës", Valdet Osmani, thotë se në të gjitha ndërtesat që janë ndërtuar pas luftës janë lënë anash të gjitha standardet e ndërtimit. "Në shumicën e objekteve banesore nuk janë përdorur as standardet minimale, sidomos pas lufte, kur nevoja e njerëzve për të gjetur banim ka qenë më e madhe. Shpesh, kjo është përdorur nga biznesmenët e ndryshëm për të ndërtuar objekte, mirëpo, janë lënë anash standardet, si gjatë projektimit, po ashtu edhe gjatë implementimit të ndërtimit", - u shpreh Osmani. Ai pohon se arkitektët dhe projektuesit është dashur të bëjnë matjet, sa i përket aftësisë mbajtëse të tokës, pastaj edhe hulumtime gjeologjike dhe sizmike, që në Kosovë, në shumicën e rasteve, nuk janë marrë parasysh."Përveç këtyre, që të bëhen të banueshme, është dashur të hartohet edhe strategjia e banimit dhe që ato objekte të jenë jetëgjate dhe të marrin parasysh edhe infrastrukturën përreth tyre, sidomos çerdhet, objektet për të hendikepuarit etj.", - shtoi Osmani. Kurse zëdhënësi i komunës se Prishtinës, Muhamet Gashi, tha se në mbi 90% të rasteve investitorët respektojnë lejet përkatëse të komunës."Kontrollin gjatë ndërtimit e bën, sistematikisht, Inspektorati i Ndërtimit. Ka raste kur ka tejkalime të lejes së ndërtimit, sidomos në katet e fundit, ku investitorët mundohen të shfrytëzojnë rastin të nxjerrin gjysmë kati ose një kat më shumë sesa që është paraparë me leje. Mirëpo, inspektorati ka ndërhyrë në një numër të madh të rasteve të tilla dhe ka bërë ndalimin e punimeve ose rrënimin e shtyllave etj." - shpjegon Gashi. Ndërkaq, Arif Osmani, banues në lagjen "Dardania", ka thënë se ndihet i rrezikuar nga ndërtimet që janë bërë kohëve të fundit në këtë lagje."Këtu, fare pranë meje, para dy muajve, është ndërtuar një ndërtesë shtatëkatëshe. I kam parë me dy sytë e mi se si e kanë ndërtuar dhe, për besë, po kam shumë frikë të jetoj tani në këtë vend", - është shprehur Osmani.

\Ndryshe, më datën 17 të muajit maj, nëntë punëtorë të një kompanie private të ndërtimit, nga Rahoveci janë lënduar si pasojë e shembjes së një objekti në zonën industriale në Fushë Kosovë, i cili kishte leje ndërtimi për katin përdhes dhe katin e parë. Kurse, sipas të dhënave jozyrtare, dy persona kanë humbur jetën, si pasojë e shembjes së objekteve banesore gjatë ndërtimit të tyre.



**Dëme të shumta nga funksionimi i operatorëve ilegalë**

# Veriu - zonë e ndaluar për ART-në

**Aksionet e ART-së për largimin e antenave të operatorëve ilegalë serbë, kohëve të fundit, janë shpeshtuar, por ART-ja nuk po mund të gjejë hapësirë për ta shtrirë autoritetin e vet në veri të Mitrovicës. Ekspertë të ekonomisë kanë thënë se nëse aksioni nuk shtrihet edhe në atë pjesë, ai mund të konsiderohet i dështuar**

**Lulzim AHMETI**

Pavarësisht se aksionet e Autoritetit Rregullator të Telekomunikacionit (ART) janë duke u rritur çdo ditë e më shumë, ato nuk po mund të shtrihen në gjithë territorin e Kosovës.

Për ART-në një zonë e ndaluar ka mbetur veriu i Mitrovicës, ku shumica e institucioneve të Kosovës nuk kanë qasje. Veriu është pjesa më e diskutuar edhe në qarqet politike. Në këtë pjesë është i përqendruar numri më i madh i serbëve, por edhe funksionon numri më i madh i operatorëve ilegalë, të cilët po e dëmtojnë rëndë buxhetin dhe operatorët legalë në Kosovë. Në veri, përveç që veprojnë shumë operatorë të telefonisë mobile serbe, Telekomi i Serbisë ka edhe ndërtesa mu përballë urës mbi lumin Ibër. Ekspertë të ekonomisë kanë thënë se nëse aksioni për largimin e operatorëve ilegalë nuk shtrihet edhe në veri, ai do të jetë i dështuar. Ata kanë kundërshtuar edhe idenë për licencimin e një operatori virtual vetëm për serbët, pasi që me këtë, siç kanë thënë ekspertët, Kosova ka operatorë që i paguajnë taksa shtetit dhe kjo mund të shërbejë edhe për ato pjesë të "nxehta" ku ka serbë.

## Për veriun nevojitet kohë

Veriu po mbetet një zonë e ndaluar për ART-në, sikurse për shumicën e institucioneve të Kosovës, pasi që nuk ka kurrfarë gjasa që aksionet për largimin e antenave ilegale të telefonisë serbe të hiqen nga atje, kurse pa shtrirjen e aksionit edhe në atë pjesë, ky aksion nuk mund të quhet si i përfunduar.

Kryetari i bordit të ART-së, Ekrem Hoxha, ka thënë se rrethanat aktuale në veri kërkojnë që çdo veprim eventual i ART-së, në atë pjesë të Kosovës, të realizohet vetëm në bashkëpunim me autoritetet vendore e ndërkombëtare të sigurisë. "Për pjesën veriore do të duhet kohë e mëtutjeshme që të bëhen vlerësime teknike mbi stacionet e vendosura në atë pjesë dhe në bashkërenditje me faktorin ndërkombëtar dhe institucionet e sigurisë, do të ndërmerren veprimet në



kohën e duhur", - ka theksuar Hoxha.

## Aksioni të shtrihet edhe në veri

Sekretari i Odës Ekonomike të Kosovës (OEK), Berat Rukiqi, ka thënë se nëse aksioni i ART-së për heqjen e antenave ilegale të operatorëve serbë, nuk shtrihet në gjithë territorin e Republikës së Kosovës, ai mund të quhet edhe i dështuar. "Aksioni duhet të ketë tretman të njëjtë për të gjithë. Nuk konsiderohet sukses nëse aksioni për heqjen e antenave të operatorëve ilegalë nuk përfundon i tëri", - është shprehur Rukiqi.

Kurse Lumir Abdixhiku, nga Instituti "Riinvest", ka thënë se do të ishte ideale sikur fuqia organizative, administrative dhe mbi të gjitha, ligjet e shtetit të Kosovës të shtrihen edhe në veri. "Megjithatë, në mungesë të fuqisë ekzekutuese, unë shpreh skepticizmin tim për aftësinë tonë për të bërë një gjë të tillë. Në veri të shtetit tonë, ne kemi mungesë të aftësisë për të siguruar të drejtat elementare njerëzore, prandaj sigurimi i konkurrencës së drejtë në fushën e telefonisë mobile më duket një luks, ndonëse një vizion i mirë dhe i domosdoshëm", - u shpreh Abdixhiku. Në anën tjetër, Muhamet Sadiku, prorektor në universitetin "AAB- Riinvest", ka thënë se eliminimi i operatorëve ilegalë në Kosovë do të jetë shumë tërheqës për investitorët e jashtëm, në prag të privatizimit të Postë Telekomit të Kosovës. "Prezenca e këtyre operatorëve ilegalë e bën tregun të brishtë, të pasigurt dhe të pavlerësuar", - ka theksuar Sadiku, duke kërkuar shtrirjet e aksioneve të ART-së.

## Operatorët ilegalë dëmtojnë shumë

Arsim Bilalli, zyrtar për informim në Post Telekomin e Kosovës (PTK), ka thënë se funksionimi i operatorëve ilegalë si dhe ndërhyrja e interferimeve nga operatorët e shteteve fqinje gjatë 10-të viteve të fundit, kanë shkaktuar dëme të konsiderueshme si materiale, teknike, ashtu edhe në imazhin e operatorit mobil Vala. "Operatorë ilegalë e dëmtojnë VALA-n me 20-25 për qind të të hyrave në këto segmente: me pripaid, roming, postmaid dhe incaming", - ka thënë ai. Bilalli ka treguar se PTK-ja i ka paraqitur shqetësimet e saj tek ART-ja në mënyrë të vazhdueshme, që të ndërpritet sa më shpejt që të jetë e mundur ilegaliteti i operatorëve të huaj në Kosovë. "PTK vlerëson lart aksionin e fundit të ART-së për largimin e operatorëve ilegalë nga territori i Kosovës, me çka do t'i mundësohet operatorit mobil Vala dhe Telekomit të Kosovës që të operojë i papenguar dhe që të ketë shërbime më të mira dhe më kualitative", - ka thënë Arsim Bilalli, nga PTK-ja. Ndërkaq Alban Kastrati, zyrtar për informim në Ipko, ka thënë se përkundër problemeve që u shkaktohen nga funksionimi i operatorëve ilegalë, ata ofrojnë mbulueshmëri gati në tërë Kosovën. "Përkundër dëmeve në të hyra dhe në antenat bazë të telefonisë mobile, Ipko do të ofrojë të gjithë spektrin e saj të produkteve dhe shërbimeve, në çdo kënd të vendit dhe për të gjithë qytetarët e Kosovës, pa dallim", - ka treguar ai. Kastrati ka kërkuar nga të gjitha institucionet përkatëse të Republikës së Kosovës që ta mbrojnë pronën e saj nga individët ose grupet e papërgjegjshme, të cilët synojnë ta dëmtojnë atë. Në aksionin më të fundit të ART-së ishin asgjësuar 23 stacione bazë të operatorëve ilegalë serbë. Llogaritet se humbjet për buxhetin e Kosovës nga funksionimi i këtyre operatorëve shkojnë deri në 20 milionë euro. ■

**Pesëdhjetë e gjashtë pjesëtarë të Policisë së Kosovës janë suspenduar gjatë këtij viti, njëzetë e tetë prej të cilëve dyshohet të kenë kryer vepra të ndryshme penale**

# EDHE KËTË VIT, PJESËTARËT E POLICISË SË KOSOVËS SHKELIN LIGJIN

**"Nga janari i vitit 2010 deri më tani janë në suspendim 56 pjesëtarë të policisë, nga të cilët 28 dyshohen për vepra penale, të tilla si: marrja e ryshfetit, shpërdorimi i detyrës zyrtare, armëmbajtja pa leje, vrasje në tentative, lëndime të lehta trupore, lëndime të rënda trupore dhe keqtrajtim gjatë ushtrimit të detyrës", - është shprehur kryeshefi ekzekutiv i Inspektoratit Policor të Kosovës, Enver Rrustemi**

Elona MAGASHI

Kryeshefi ekzekutiv i Inspektoratit Policor të Kosovës, Enver Rrustemi ka thënë se pesëdhjetë e gjashtë pjesëtarë të Policisë së Kosovës janë suspenduar gjatë këtij viti, në mesin e të cilëve njëzetë e tetë dyshohen se kanë kryer vepra të ndryshme penale.

"Nga janari i vitit 2010 deri më tani janë në suspendim 56 pjesëtarë të policisë, nga të cilët 28 dyshohen për veprat penale si: marrja e ryshfetit, shpërdorimi i detyrës zyrtare, armëmbajtja pa leje, vrasja në tentative, lëndime të lehta trupore, lëndime të rënda trupore dhe keqtrajtim gjatë ushtrimit të detyrës", - ka thënë Rrustemi për revistën "Paqja".

Ndërsa krahasuar me vitin e kaluar, Rrustemi ka thënë se ka një rënie të rasteve ku pjesëtarët e PK-së dyshohen se kanë kryer vepra penale.

"Gjatë vitit 2009 kemi pasur 87 raste të pjesëtareve të policisë, për të cilët është dyshuar se kanë kryer vepra penale. Konsideroj që këtë vit, bazuar në këto shifra, ka rënie nga viti paraprak", - ka theksuar ai.

Rrustemi ka treguar se në rastet e veprave penale, të cilat dyshohen se janë kryer nga pjesëtarët e policisë, inspektorati obligohet të presë vendimin e prokurorit ose të gjykatës në lidhje me fajësinë apo pafajësinë e pjesëtarëve të policisë.

"Në rastet kur vendimi është dënues, në pjesën dërrmuese të tyre, IPK-ja i rekomandon Komisionit për Emërime të Larta Policore dhe Disipline (KELPD) masën disiplinore ose ndërprerjen e marrëdhënies së punës", - ka deklaruar Rrustemi.

Ndërsa i pyetur nëse kjo dukuri mund të ndikojë në zbehjen e besimit te qytetarët e Kosovës, Rrustemi është përgjigjur "se pa dyshim që këto raste mund ta zbehin besimin në të, mirëpo këto janë raste të izoluara, për të cilat janë ndërmarrë dhe do të ndërmerren në vazhdim masat adekuate ligjore".

Në fund të deklaratës së tij, Rrustemi ka kërkuar nga qytetarët e vendit që të kenë besim dhe të bashkëpunojnë me Policinë e Kosovës.

"Qytetarët e vendit nuk duhet të humbin besimin në policinë tonë, përkundrazi i inkurajoj ata që të bashkëpunojnë me ne, në të gjitha rastet, kur kanë informata për kryerjen e veprave penale ose për kryesit e tyre, edhe në rastet kur kanë informata se kryerës të veprave penale mund të jenë pjesëtarët e policisë", - ka theksuar Rrustemi.

## Qehaja: Implikimi i policëve në vepra penale zbeh imazhin e Policisë së Kosovës

Në anën tjetër analisti për çështje të sigurisë, Ramadan Qehaja, ka thënë se implikimi i disa pjesëtarëve të Policisë së Kosovës në vepra penale ndikon në zbehjen e imazhit për këtë institucion.

"Ne nuk mund të lejojmë që të kemi njerëz në PK të implikuar në gjërat negative në shoqëri, që populli i njeh dhe i di, sepse kjo bën që imazhi i policisë të bjerë për shkak të përbërjes së tillë", - ka theksuar Qehaja.

Ai ka thënë se Policia e Kosovës duhet të bëjë një pastrim të pjesëtarëve të saj, të cilët janë të inkriminuar në vepra penale.

"Ne duhet të jemi shumë të shpejtë në ndërmarrjen e masave për heqjen nga policia të të gjithë atyre që janë të inkriminuar në vepra penale dhe të gjërave të tjera që dihet se i takojnë grupeve, klaneve, shërbimeve të ndryshme të mëhershme partiake. Me një fjalë duhet të bëhet një pastrim i pjesëtarëve të Policisë së Kosovës", - ka deklaruar ai.

Për kalimin e kësaj dukurie brenda PK-së, Qehaja ka thënë se duhet të krijohet një staf menaxherial, i cili do të ishte i paanshëm dhe do ta planifikonte punën në mënyrë të drejtë.

"Masa urgjente që duhet të ndërmarrim është që të punësojmë një staf menaxherial, duke filluar nga lart e deri poshtë. Nëse kemi një staf menaxherial të paanshëm, i cili di të drejtojë, të menaxhojë, të komandojë dhe të planifikojë, atëherë puna do të ecë më mirë", - është shprehur Qehaja.

Në fund të deklaratës së tij, Qehaja ka thënë se në Policinë e Kosovës ka njerëz që nuk kanë shkollimin e duhur dhe nuk kanë të kaluar të mirë.

"Në Policinë e Kosovës ka persona me vite jo të duhura shkollore, me diploma të falsifikuara dhe njerëz me të kaluar jo të mirë. Marrë në tërësi, një numër i konsiderueshëm i pjesëtarëve të policisë nuk e kanë vendin aty", - ka theksuar Qehaja. ■



Nga janari i vitit 2011, gjyqtarët e Kosovës do të kenë rritje të pagave

# PECI: KRYETARI I GJYKATËS SUPREME TË KOSOVËS DO TA KETË PAGËN SA TË KRYEMINISTRIT

**"Nga janari i vitit 2011, kryetari i Gjykatës Supreme të Kosovës, sipas ligjit për gjykata, do ta ketë pagën e barabartë me kryeministrin e vendit, ndërsa gjyqtarët e Supremes do ta kenë pagën të barabartë me ministrat", - është shprehur kryesuesi i Këshillit Gjyqësor të Kosovës (KGJK), Enver Peci**


Enver Peci - Kryesues i Këshillit Gjyqësor të Kosovës (KGJK)


Bahri Hyseni - Kryetar i Komisionit për Legjislacion dhe Gjyqësi

Qëndresë MUSTAFA

Kryetari i Gjykatës Supreme të Kosovës së shpejti do ta ketë pagën sa të kryeministrit, ndërsa gjyqtarët e tjerë të Kosovës do të kenë paga sa të ministrave. Kështu ka thënë për revistën "Paqja", kryesuesi i Këshillit Gjyqësor të Kosovë (KGJK), Enver Peci.

"Nga janari i vitit 2011 do të ketë rritje të pagave për gjyqtarët e Kosovës dhe këto paga do të jenë ekuivalent me ato të kabinetit qeveritar. Kryetari i Gjykatës Supreme të Kosovës, sipas ligjit për gjykata, do ta ketë pagën e barabartë me kryeministrin e vendit, ndërsa gjyqtarët e kësaj gjykate do të kenë paga të barabartë me ministrat", - ka thënë Peci, duke shtuar më pas se pagat për gjyqtarët e tjerë të Kosovës do të jenë me përqindje të caktuar krahas dy pozitave të lartcekura.

Peci ka treguar se Këshilli Gjyqësor i Kosovës, në bashkëpunim me Ministrinë e Financave dhe Ekonomisë, ka arritur të sigurojë mjete për pagesën e gjyqtarëve të Kosovës.

"Mjetet për pagesën e gjyqtarëve të Kosovës janë siguruar tashmë nga Ministria e Financave dhe Ekonomisë", - ka theksuar Peci.

Ai ka thënë se pagat e gjyqtarëve janë konsideruar të jenë shumë të ulëta dhe, sipas tij, pasojë e kësaj, siç është thënë nga ekspertë të ndryshëm dhe raporte të organizatave ndërkombëtare, është korrupsioni, i cili ka qenë prezent në këtë sektor.

## Hyseni: Rritja e pagave për gjyqtarët e Kosovës në vitin 2011

Rritjen e pagave gjatë vitit 2011 për gjyqtarët dhe prokurorët e ka paralajmëruar edhe kryetari i Komisionit për Legjislacion dhe Gjyqësi, Bahri Hyseni.

"Rritja e pagave të kryetarit të Gjykatës Supreme dhe gjyqtarëve të tjerë të Kosovës do të ndodhë në vitin 2011. Pra, në fillim të këtij viti, duhet të zbatohet ligji për gjykata, me qëllim që të fillojnë pagat më të reja", - ka theksuar Hyseni.

Ai ka thënë se Komisioni për Legjislacion dhe Gjyqësi ka amendamentuar projektligjin për pagat e gjyqtarëve të vendit.

"Ne, si komision për Legjislacion dhe Gjyqësi, kemi amendamentuar projektligjin në këtë drejtim dhe kemi kërkuar, natyrisht edhe me pëlqimin e Qeverisë, që pagat për gjyqtarët e vendit të ekzekutohen", - ka deklaruar ai.

Hyseni ka thënë se Ministria e Financave dhe Ekonomisë dhe buxheti i Kosovës do të bëjnë përgatitjet që të ekzekutohet neni 29 i ligjit për gjykata, ku parashihet rritja e pagave për gjyqtarët.

"Konsideroj që Ministria për Financa dhe Ekonomi dhe buxheti i Kosovës do t'i bëjnë parapërgatitjet që të ekzekutohet neni 29 i ligjit për gjykata me të cilin do të rriten pagat e gjyqtarëve në nivelin si e parasheh ligji, duke filluar nga kryetari i Gjykatës Supreme të Kosovës, e deri te gjyqtarët e tjerë të gjykatave të Kosovës", - ka deklaruar Hyseni.

**Pagat e gjyqtarëve sipas ligjit për gjykata**

-Sipas ligjit për gjykatat, paga e Kryetarit të Gjykatës Supreme do të jetë 1.443 euro, dyfishi i rrogës që merr tani, ndërsa pagat e gjyqtarëve të kësaj gjykate do të jenë 1 mijë e 271 euro nga 682 sa janë tani.

-Paga e Kryetarit të Gjykatës së Qarkut do të jetë 1 mijë e 271 euro, ndërsa pagat e gjyqtarëve të kësaj gjykate do të jenë 1 mijë e 144 euro nga 610 sa janë tani.

- Paga e kryetarit të Gjykatës Ekonomike të Qarkut do të jetë 1 mijë e 271 euro, ndërsa e gjyqtarëve të kësaj gjykate do të jetë 1 mijë e 144 euro.

- Paga e kryetarit të Gjykatës Komunale do të jetë 1 mijë e 144 euro, ndërsa e gjyqtarëve 1 mijë e 30 euro.

- Paga e kryetarit të Gjykatës së Lartë për Kundërvajtje do të jetë 1 mijë e 144 euro ndërsa e gjyqtarëve 1 mijë e 30 euro.

-Paga më e ulët, sipas ligjit për gjykata, do të jetë paga e Kryetarit të Gjykatës për Kundërvajtje, në një vlerë prej 927 eurosh.

# TURBULLIRË PASIGURIE

**Isa MEHMETI**

Koha dhe rrethanat nëpër të cilat kalojnë shoqëritë në tranzicion, e në veçanti ato të pasluftës, siç është kjo e jona, krijojnë vërtet gjendje e situata të këqija për çdo qytetar. Nuk është vetëm shtresa e varfër ajo që ndihet e pasigurt, por thjesht pasiguria është një hije e zezë që përcjell çdo qytetar. Ajo që e dërrmon qytetarin në përgjithësi është ankthi se sa do të zgjasë ky farë tranzicioni ose kjo gjendje postkonfliktuale, e cila po shërben ende si alibi për secilën anomali politike, sociale, kulturore, sportive etj.

Fati enigmatik i një biznesmeni nga Dukagjini, i cili këtyre ditëve u rrëmbye nga persona të panjohur, është një dëshmi shtesë për kriminalitetin mafioz që është i pranishëm në Kosovë. Marrja e tij peng, për t'u liruar me kusht të dhënies së një sasie të hollash, flet për një shtresë tjetër të rrezikuar në Kosovë. Thuhet se rrëmbyesit vazhdimisht ndryshojnë kërkesat e tyre lidhur me shumën që duhet të jepet për lirimin e biznesmenit të kapur. Edhe pse ky rast është duke u hetuar nga drejtoria e krimeve të rënda të policisë së Kosovës në Prishtinë, ende nuk ka pasur ndonjë detaj për vendndodhjen e tij.

Përderisa të varfrit kanë hall sigurimin e kafshatës së bukës, të pasurit kanë hall sigurimin e jetës së tyre. Pra, për të gjithë, mbijetesa është në pikëpyetje.

Forma e kërcënimeve, kidnapimeve dhe llojeve të tjera përmes të cilave cenohet jeta e qytetarëve, është një ndër llojet e njohura të kriminalitetit edhe në gjithë botën. Këto aspekte devijuese në shoqëri dëshmojnë edhe për lidhshmërinë e tyre me anomali të tjera sociopatologjike. Megjithatë, krahas rrjetit të sofistikuar që kanë grupet mafioze në shoqëritë perëndimore, në të njëjtën masë atje është e avancuar edhe ecuria e kapjes së kriminelëve.

Së këtejmi, paraqitja e kësaj dukurie në Kosovë nuk është diçka e përveçme. Megjithatë, ekskluziviteti i kësaj dhe të tjerave të ngjashme është se rrethanat socio-ekonomike janë krejtësisht të tjera.

Duke pasur parasysh këtë, vlen të theksohet se prioriteti i prioriteteve në shoqërinë tonë duhet të jetë edhe forcimi i Shërbimit Policor të Kosovës, pajisja me aparaturat më moderne investiguese dhe me kuadrot më të aftë për zbulimin e rasteve të tilla, e të ngjashme.

Rasti i biznesmenit nga rrafshi i Dukagjinit, me gjasë, nuk mund të jetë i vetmi, prandaj strukturat policore duhet të jenë të gatshme të përballen me çfarëdo lloj krimi mafioz që mund të ndodhë në Kosovë. Theksi, mbi të gjitha, do të duhej të fokusohej edhe në parandalimin e këtyre akteve.

Në çdo vend, siguria e jetës, e pasurisë dhe e dinjitetit të qytetarit duhet të jetë diçka e shenjtë, që duhet mbrojtur me çdo kusht dhe me të gjitha mjetet. Rrjedhimisht, kjo duhet të jetë përparësi e organeve kompetente edhe në Kosovë. Mirëpo kjo nuk bëhet vetëm me shprehjen e dëshirës për t'u arritur diçka e tillë, por lipset punë dhe angazhim për forcimin e masave të sigurisë. Vetëm në këtë mënyrë qytetarëve mund t'u garantohet mirëqenia për një jetë të denjë dhe të sigurt. ■



# PAKËNAQËSITË ME

**Korniza e Kurrikulumit për arsimin parafillor, fillor dhe të mesëm, e cila është në proces të hartimit dhe deri më tani ka arritur në draftin e dytë të reformimit, nuk është duke u pritur mirë nga të gjithë nxënësit dhe mësimdhënësit. Madje, për disa prej tyre, ky planprogram është i stërngarkuar, sepse një nxënës brenda javës duhet të qëndrojë 30 orë në klasë e të bartë me vete deri në 17 libra të ndryshëm. Megjithatë, hartimi i Kornizës së re të Kurrikulumit po vazhdon dhe pritet të miratohet në muajin nëntor**

**Drita Vitia**
PRISHTINË, TETOR 2010




Me planprogramet e reja të arsimit parauniversitar, të cilat kanë filluar të zbatohen në mbarë vendin, një nxënës i klasës së shtatë a të tetë duhet të qëndrojë në klasë rreth 30 orë në javë. Atij i duhet të bartë me vete deri në 17 libra të ndryshëm. Kurse nxënësit e klasës së parë as që kanë mundësi të shkojnë në shkollë pa ndihmën e prindit për shkak të ngarkesës së madhe të çantës. Ndërsa, përveç mësimit teorik, nxënësit e shkollave fillore e të mesme gati asnjë orë në javë nuk ia kushtojnë mësimit praktik ose punës praktike. Kjo sepse shumica e shkollave nuk e ofrojnë këtë mundësi. Dhe, si rezultat i saj, shumica e mësimdhënësve, prindërve, e posaçërisht nxënësve, nuk janë të kënaqur me këto planprograme. Dy fëmijët e Ardiana Rrahmanit, njëri në klasë të katërt dhe tjetri në klasën e pestë, çdo ditë duhet të përcillen në shkollë nga nëna për shkak të çantave të ngarkuara me libra. Ndërsa, të gjithë pjesën tjetër të ditës ata duhet t'ia kushtojnë detyrave të shtëpisë dhe mësimit. "Programet me sa po e shoh unë po i zbatojnë në tërësi, mirëpo, fëmijët e mi si të kthehen në shtëpi të gjithë pjesën tjetër të ditës duhet t'ia kushtojnë mësimit, përndryshe nuk mund të arrijnë t'i mbarojnë të gjitha obligimet që i marrin nga shkolla. Kurse, për argëtim nuk kanë kohë fare", - shprehet Ardiana, nënë e dy fëmijëve. Se kanë ngarkesë të madhe në mësim shprehen edhe vetë fëmijët. Florent dhe Flora Fejzullahu, motër e vëlla në klasën e pesë dhe të gjashtë, e kanë mësimin në orarin e paradites në shkollën "Faik Konica" dhe thonë se ia dalin të mësojnë. Mirëpo, as për ta nuk mbetet kohë për lojë ose ndonjë aktivitet tjetër relaksues. Njëjtë shprehet edhe shoku i tyre Granit Beka, i cili thotë se vetëm bartja e çantës me gjithë ato libra është ngarkesë, e lëre më koha për mësim që duhet kushtuar. Kurse, moshatarja e tyre Vitorea Haxhisefa, në shkollën fillore "Elena Gjika", shkollë në të cilën vazhdon të mbahet mësimi në tre ndërrime, e ka edhe më të vështirë për shkak se një orë e mësimit në këtë shkollë zgjat edhe më pak se dyzet minuta. Ajo thotë se i kushton të gjithë kohën mësimit, mirëpo prapë nuk arrin t'i ketë të gjitha notat pesa.

## Planprograme të stërngarkuara

Ndërkohë, nuk janë vetëm fëmijët ata që kanë problem me 'absorbimin' e gjithë atyre mësimeve që i kanë në planprogram. Një shqetësim shumë i madh për ngarkesën e planprogrameve është duke u paraqitur edhe te drejtorët dhe mësimdhënësit e shkollave parauniversitare. Drejtori i shkollës Fillore "Elena Gjika", Osman Vitia, tregon për mjaft probleme që e përcjellin këtë shkollë. Edhe pse sipas drejtorit Vitia, mësimi në këtë vit ka filluar sipas kalendarit të paraparë nga Ministria e Arsimit dhe qysh në fillim të vitit shkollor shkolla ka filluar të furnizohet me tekste shkollore, ka pasur ngecje në disa tituj të librave, të cilat, sipas tij, kanë paraqitur mjaft probleme për zhvillimin e planprogramit mësimor. Vitia ka thënë se në takimet me këshillin e arsimtarëve që organizohen në kuadër të komunës, arsimtarët kanë dhënë vërejtjet e tyre për ngarkesë të planprogrameve, megjithëse, sipas tij, nuk ka pasur ndonjë ndikim të theksuar. "Arsimtarët janë të ngarkuar me shumë lëndë. Janë lëndë voluminoze. Ndoshta, gramatika e klasës së 6-të ose 7-të duhet të mësohet në shkollë të mesme e jo në shkollë fillore çfarë kërkohet. Pra, arsimtarët kërkojnë një shkarkim të planprogrameve", - është shprehur Vitia. Ai, si udhëheqës i shkollës, kërkon që nxënësi të mos jetë i ngarkuar me 30 orë në javë sa është fondi i orëve për klasën e 7, 8 dhe 9. "Ky është një planprogram i ngarkuar, kur dihet se në shkollat tona mungojnë edhe kabinetet, domethënë mësohet vetëm një mësim teorik dhe ai nuk ka mundësi të zbatohet në praktikë, domethënë është një mësim i thatë dhe këto planprograme mendoj se janë të stërngarkuara për moshën e nxënësve të shkollës fillore", - është shprehur ai.

## Librat problem për zbatimin e planprogrameve

Ndërkohë, krahas problemeve për zbatimin e planprogrameve mësimore

# PLANPROGRAMET

nëpër shkolla, arsimtarët përballen edhe me një problem tjetër: me vonesën e librave. Drejtori Osman Vitia ka theksuar se ka pasur ngecje te disa tituj dhe herë pas here shkolla është furnizuar me to nga shtëpitë botuese që kanë qenë të ngarkuara për një gjë të tillë. Ende mungon libri i gjuhës angleze për klasat e nënta. "Nuk kemi informata se kur do të pajisemi me këtë titull, sepse sipas informacioneve që kemi, ky libër duhet të vijë nga jashtë, kështu që nuk kemi informata TV tjera se kur do të vijë. Në këtë aspekt e kemi problem, sepse punojmë me tekste të vitit të kaluar, të cilat nuk janë të mjaftueshme", - thotë Vitia.

## Planprograme të ngutshme

Drejtori i shkollës "Elena Gjika" ka thënë se me këto ngarkesa të nxënësve, që kanë shkollat në Prishtinë, këto planprograme nuk mund të zbatohen. "Derisa punohet me nga 40 nxënës dhe punohet me nga tre ndërrime, vështirë është që të punohet, me gjithë dëshirat tona. Nuk mund të punohet në klasë vetëm me dërrasë dhe me shkumës, ndërkohë që mungojnë kabinetet. Ne e duam gjuhën angleze, prandaj duhet të sigurohet kabineti i gjuhës angleze. Mësimi duhet të zhvillohet me CD, me artikulimin dhe dëgjimin e zërit, e jo vetëm me interpretim nga mësuesi", - thotë drejtori Vitia. Ndërkohë, problemet në këtë shkollë rëndohen edhe më shumë kur dihet se mësimi mbahet në tri ndërrime dhe se ka rreth 2 mijë nxënës.

## Mësimi vetëm me dërrasë dhe shkumës

Me probleme të njëjta të planprogrameve ballafaqohet edhe shkolla fillore "Faik Konica". Drejtoresha e kësaj shkolle, Kumrije Sahiti, tha se nxënësit kanë planprograme jo pak të ngarkuara, por siç shprehet ajo, të stërngarkuara. "E kanë planprogramin aq të ngarkuar, saqë rregullisht i dëgjoj mësueset dhe arsimtarët duke u ankuar që e kanë shumë vështirë dhe problem që ta realizojnë të tërë planprogramin. Ata, ndoshta, do ta realizojnë planprogramin me gjithë mundin që do ta kenë, por sa do të kenë aftësi nxënësit ta absorbojnë, kjo është pak problematike, meqenëse nxënësve iu jepet pak mundësi që të kenë përsëritje, ose që të kenë ndonjë orë që të debatojnë rreth atyre temave", - ka theksuar Sahiti, duke shtuar se e sheh shumë më të arsyeshme që të bëjnë debate të ndryshme, sepse sipas saj, nxënësit veç kanë filluar që të merren me debate, me anën praktike. "Çka të them për planprogramet ose për tekstet kur një çantë e fëmijës peshon 5 kg. Dhe janë të detyruar të gjithë prindërit ta sjellin çdo fëmijë, sepse ai nuk është në gjendje ta bartë çantën", - shprehet drejtoresha Sahiti, duke treguar për vështirësitë e nxënësve për të shkuar në shkollë. Sipas drejtoreshës, një nxënës i klasës së 7-të ose të 8-të i ka 16 deri 17 libra, çka sipas saj, është e tepërt kur dihen kushtet e Kosovës dhe kur dihet që nxënësit nuk kanë mundësi t'i lënë gjysmën e teksteve në shkollë, por duhet t'i bartin të gjitha, libra, fletore pune, libër pune etj. etj. "Tash nuk e di unë a veç duhet të merret libri, sepse është i dikujt ai libër dhe duhet me ja marrë, a me të vërtetë e meriton dhe a duhet t'i bëjmë dikujt edhe një nder, nuk e di çka, por është e stërngarkuar", - tha drejtoresha. Edhe në këtë shkollë mungojnë disa libra. Libri i gjuhës angleze, gjuhë e cila pretendohet të bëhet lëndë obligative nga klasa e parë, mungon gati në të gjitha klasat. "Gjuha angleze mungon dhe e kemi shumë problem, sepse ky është muaji i dytë dhe nuk bën mos me pas tekste, e sidomos tekstin e gjuhës angleze. Çdo ditë vjen arsimtari dhe thotë: E çka të bëj unë sot pa libra?" - shprehet drejtoresha Sahiti. Po ashtu, edhe mësuesja e klasës së parë në shkollën "Faik Konica", Naime Bunjaku, shprehet se tekstet janë shumë të ngarkuara. "Për mendimin tim planprogramet e reja janë pak ngarkesë për fëmijët sidomos të klasës së parë, sepse janë ende të vegjël. Shumicës, edhe ashtu, ua sjellin librat prindërit", - shprehet Bunjaku, megjithëse e përkrah projektin për mësimin e gjuhës angleze nga klasa e parë. "Mësimi i gjuhës angleze, varësisht sa është ai planprogram, për fëmijën nuk konsiderohet pengesë. Mendoj që fëmija e mëson pak edhe si mënyrë argëtuese, sepse koha po e kërkon, ndoshta më mirë me kohë të përfshihen edhe fëmijët në atë rrjedhë edhe unë e shoh që janë të interesuar edhe si gjuhë ta mësojnë, ta përvetësojnë dhe mendoj se nuk do të jetë pengesë, nëse fëmija do të qëndrojë më gjatë në shkollë", - shprehet mësuesja Bunjaku. Sipas saj, i gjithë mësimi zhvillohet vetëm me teori të thatë, sepse nuk ka kushte ku të zbatohet praktikisht mësimi. Nuk ka as projektor as magnetofon. Megjithatë, në shkollën "Faik Konica" mësimi zhvillohet në dy ndërrime dhe klasat nuk janë të ngarkuara, ndërsa shkolla ka gjithsej 1400 nxënës.■



# Media të lira apo zëdhë

Milazim MUSTAFA

Liria e të shprehurit është një prej lirive dhe të drejtave elementare të njeriut. Deklarata e përgjithshme e të Drejtave të Njeriut thotë: "Çdo njeri ka të drejtën e lirisë së mendimit dhe të shprehjes". Kjo e drejtë përfshin lirinë e të shprehurit të mendimit, informacionit si dhe të dhënit ide pa ndërhyrje nga çfarëdo mjeti dhe kufizimi. Gjithashtu, kjo liri është edhe një prej bazave të demokracisë dhe lëvizjes kryesore të proceseve pozitive dhe korrigjues i atyre negative në shoqëritë tona. Në këtë grup të lirive dhe të drejtave të njeriut bie edhe liria e fjalës së lirë, konkretisht e drejta e mediave të lira. Edhe funksionimi i mediave të lira bie në grupin e të drejtave elementare në vendet demokratike.

Përkundër rregulloreve të ndryshme, konventave ndërkombëtare dhe akteve të ndryshme ligjore, prapëseprapë, në pjesën më të madhe të shteteve të botës kemi thyerje të kësaj të drejte. Në raportin e kryer nga organizata ndërkombëtare Freedom House, në lidhje me lirinë e shtypit, vetëm 36% e vendeve të botës theksohen me liri të shtypit (ku kryesisht bëjnë pjesë vendet e Amerikës Veriore dhe Evropës Perëndimore dhe Veriore, ose më saktësisht 70 shtete, që përfshijnë 1,7 miliard banorë, apo 17% të popullatës së përgjithshme të botës), 31% e shteteve llogariten si pjesërisht të lira sa i përket lirisë së shtypit (ku bëjnë pjesë Shqipëria (radhitet e 101-ta), Kosova dhe Maqedonia (radhitet e 98), apo gjithsej 60 shtete, por që përfshijnë 2,72 miliard banorë ose 41% të popullatës së përgjithshme të botës. Në grupin e fundit, si vende me media jo të lira bëjnë pjesë 64 shtete (33% të shteteve të botës) që përfshijnë 2,80 miliard banorë ose 42% të popullatës së përgjithshme të botës). Në grupin e fundit bën pjesë shumica e vendeve të Azisë dhe Afrikës, por edhe disa vende të Amerikës së Mesme.

Sipas deklaratës së Organizatës Ndërkombëtare të Gazetarëve, si shkelje e lirisë së shtypit mund të llogaritet edhe frikësimi ose tentimi për ta detyruar një gazetar që të heshtë. Gjithashtu, edhe marrja në pyetje e një gazetari hulumtues në lidhje me burimin e informatës së tij, si dhe futja në burg e një gazetari me ose pa gjykim, llogaritet si kufizim i medias nga ana e politikës dhe pushtetit, e cila ka për qëllim heshtjen e medias dhe futjen nën kontroll të politikës redaktuese të medias dhe cenzurimin e saj. Kjo organizatë deklaron se është vështirë të kemi media të lira në vendet ku mbizotëron korrupsioni, frika dhe varfëria. Sipas të njëjtës organizatë, brenda 12 viteve të kaluara janë vrarë mbi 1100 gazetarë dhe staf mediatik gjatë kryerjes së detyrës së tyre. Këta vdiqën për arsye se dikush nuk dëshironte atë që ata kishin publikuar, ose nuk dëshironin që ajo të publikohej. Ky numër dëshmon mjaft mirë se sa respektohet liria e mediave në nivelin e përgjithshëm.

## Si ballafaqohen mediat shqiptare me këtë problem?

Sikur që e cekëm më lart, shtetet tona bien në grupin e shteteve që e respektojnë pjesërisht lirinë e shtypit. Gjendja me mediat e Shqipërisë, Kosovës dhe Maqedonisë është jo e mjerueshme. Në gazetarinë tonë nuk respektohen aspak standardet etike dhe profesionale. Kemi raste të ekzistimit të theksuar të censurës dhe vetëcensurës, ndërsa drejt asaj kontribuojnë edhe përçarja ndërmjet gazetarëve, të cilët rrallë ose fare nuk janë parë me një qëndrim të njëjtë për ndonjë çështje ku preket interesi dhe dinjiteti i tyre. Krejt kjo vjen si rezultat i afërsisë së tyre me partitë e caktuara politike. Shpeshherë nëpër mediat tona hasim fjalor të urrejtjes ndëretnike dhe ndërfetare, thirrje për linç publik të gazetarëve, si dhe mungesë të reagimit konstruktiv dhe adekuat ndaj proceseve negative në shoqëri, e në veçanti kundër politikave të institucioneve shtetërore. Mediat vijnë në një pozitë të tillë, kryesisht, duke mos mundur t'i ikin presionit financiar që qeveria ua dikton mediave që nuk informojnë konform politikës së tyre.

Edhe pse Shqipëria ka bërë një hap dukshëm të madh në aspektin e medias, prapëseprapë kemi një përzierje të madhe të politikës në media. Po të përcjellim mediat kryesore në Shqipëri, do të vërejmë shumë lehtë se cili medium "kontrollohet" nga pozita e cili nga opozita. Në Shqipëri kemi një numër rekord gazetash të botuara, ku jo vetëm partitë kanë mediat e tyre të shkruara, por gati edhe çdo "bos", qoftë ai i biznesit të ligjshëm a të paligjshëm, disponon mediumin e vet.

E njëjta gjë ndodh edhe në Kosovë. Në shumicën e rasteve kemi deklarata nga politikanët kosovarë në lidhje me pavarësinë mediale, duke proklamuar se mbështesin fjalën e lirë dhe lirinë mediale, por realiteti dëshmon raste të shumta ku politika i ka futur duart thellë në media. Dihet me saktësi të madhe se afër cilës parti janë gazetat. Secila parti e fuqishme ka edhe mediat e veta. Kjo fatkeqësisht është e njëjtë si në mediat e shtypura ashtu edhe në ato elektronike. Vitin e kaluar kishim një reagim të

# nëse të politikës ditore?

Unionit për Radiodifuzion Evropian, ku u ngrit zëri për përzierjen e qeverisë në televizionin publik të Kosovës. Kjo u llogarit si një tentativë e drejtpërdrejtë e qeverisë për të marrë në dorë këtë shërbim publik dhe për të instaluar njerëz të afërt me ta. Gjithashtu, nga ky institucion u kërkua që qeveria të japë edhe mjete të nevojshme për këtë shtëpi informative, që ajo të mund të funksionojë e lirë. Kemi edhe reagimin e organizatës "Reporterët pa kufi" ndaj marrjes në pyetje të reporterëve të disa gazetave ditore nga ana e policisë, por edhe mospërfilljen e ankesave të gazetarëve nga ana e organeve gjyqësore. Në Kosovë, problem më vete është edhe ekzistimi i shumë mediumeve në gjuhën serbe, që funksionojnë pa asnjë lloj leje a licence nga ana e institucioneve të Republikës së Kosovës. Ato marrin shuma marramendëse nga qeveria serbe dhe të njëjtat emetojnë programe që nxisin urrejtje etnike dhe fetare. Sidomos këtu vlen të përmenden radiot e shumta, frekuencat e të cilave pengojnë emetimin e rregullt të disa mediave shqipe në Kosovë.

Liria e të shprehurit në Maqedoni është një problem mjaft serioz, lirisht mund të thuhet se është më problematikja në rajon. Këtë e kanë deklaruar në disa raste edhe përfaqësuesit e korit diplomatik në RM. Kryesisht kjo haset nëpër mediat private që kanë lidhje direkte me partitë politike. Mos të flasim për atë shtetërore, e cila pas çdo ndërrimi politik i ndërron edhe ngjyrat e siglave dhe muzikave reklamuese. Shërbimi publik bëhet zëdhënës i qeverisë dhe partive politike në pushtet. Mirëpo, për dallim nga Kosova dhe Shqipëria ku televizionet publike a shtetërore janë më në nivel, në RM shërbimi publik informativ është para kolapsit. Për atë, duke e parë ndikimin e mediave private, qeveria ndan mjete të majme për reklama në këto mediume (vitin e fundit thuhet se qeveria e Maqedonisë ka ndarë afër 20 milionë euro për programe reklamuese nëpër mediat e vendit). E gjitha kjo bëhet me qëllim të mbajtjes nën kontroll të mediave. Qeveria edhe më tej mbetet financuesi kryesor i mediave në RM. Krejt kjo bëhet për shkak të mungesës së profesionalizmit, por edhe dendësisë mediale si në Shqipëri, Kosovë dhe në Maqedoni (në Maqedoni ekzistojnë 5 televizione nacionale, 50 TV lokale, 150 radio stacione dhe rreth 20 gazeta ditore në një popullatë me 2 milionë banorë). Sa i përket mediave shqiptare në Maqedoni (me disa përjashtime të vogla), ato gjenden në gjendje inferiore në krahasim me ato maqedonase. Kryeredaktori i gazetës ditore 'Lajm' në Maqedoni, Isen Salihu, në lidhje me këtë fakt, thotë se problemi me mediat jo të pavarura është mjaft evident në Maqedoni. Tendenca për ndikimin e qeverisë në atë që shkruajnë, paraqesin ose plasojnë është mjaft e madhe. Gjithashtu hasen edhe forma të ndryshme të presionit. Këto presione janë në forma të ndryshme. Më evident, gjatë katër viteve të fundit, është presioni financiar. Qeveria investon mjete të shumta nëpër mediat proqeveritare, duke i vendosur mediat që janë të pavarura në pozitë jo të barabartë.

### Ndikimi i sektorit civil

Shoqëritë tona janë të politizuara skajshmërisht. Këtij trendi nuk mund të ikin as mediat, por as edhe sektori civil. Në Maqedoni ekziston edhe një Qendër për Hulumtim të Mediave. Ky organ funksionon si pjesë e sektorit civil dhe përpiqet që të japë kontribut në sferën mediatike. Drejtori ekzekutiv i këtij institucioni tregon se pozita e palakueshme e mediave tona vjen si rezultat i mosekzistimit të tregut mediatik, varshmërisë së madhe politike të mediave, mosprofesionalizmit të kuadrit drejtues, mungesës së vlerave etike, por edhe analfabetizmit të publikut, pasi këta të fundit bien pre e manipulimit. Si rezultat i kësaj kemi edhe problemin e reagimit të popullatës, që mendoj se ka mbetur nga mentaliteti komunist në këto troje", - është shprehur drejtori i QHM, Roberto Beliçanec. Ai thërret në ngritjen e zërit të sektorit civil sa i përket problemit të medias. "Kërkoj që sektori civil të ngrihet dhe t'iu imponohet mediave, se në të kundërtën mediat do ta injorojnë këtë sektor, sikur që injorojnë gjithçka tjetër që nuk u shkon për shtat". Për t'i ikur këtij problemi ekspertët theksojnë se nevojitet investim i jashtëm në sektorin mediatik në shtetet tona. Sepse vetëm në këtë mënyrë mund të kemi media financiarisht të pavarura nga politika.

Shpresojmë që alarmi për pozitën në të cilën gjenden mediat shqiptare në të gjithë rajonin të ngrihet nga vetë gazetarët. Sepse tek e fundit, nëse nuk reagohet, atëherë nuk është kuptuar edhe misioni i gazetarit për informim të drejtë, korrekt dhe objektiv. Gazetaria e mirëfilltë, e posaçërisht ajo hulumtuese, paraqet edhe një proces mjaft të rëndësishëm në një shoqëri demokratike. Shumëçka do të ishte më ndryshe nëse edhe gazetarët do ta kryenin punën e vet ashtu siç e kërkon profesioni, dinjiteti dhe ndërgjegjja e tyre. ■

# BISEDOHEN SFIDAT E GAZETARËVE

**Gëzim QERIMI**
TIRANË

Unioni i Gazetarëve të Kosovës dhe Unioni i Gazetarëve Shqiptarë, gjatë një takimi zyrtar në Tiranë, sugjeruan që përmes memorandumit, të cilin do ta nënshkruajnë së shpejti, të krijohet një strukturë koordinimi për paraqitjen periodike të problemeve dhe zhvillimeve që përjetohen në realitetet mediatike të të dy vendeve si dhe të negociohet për intensifikimin e bashkëpunimit mes gazetarëve profesionistë shqiptarë.

Gjatë vizitës në Shqipëri të Kryesisë së Unionit të Gazetarëve të Kosovës - UGK-së, është folur për situatën aktuale të mediave në Shqipëri dhe Kosovë, për gjendjen e komunitetit të gazetarëve profesionistë në të dy vendet si dhe për një koordinim mes dy organizatave të gazetarëve për shkëmbime të ndërsjella.

Gjithashtu, në takimet e zhvilluara me gazetarë të mediave të ndryshme në Tiranë, u fol për sfidat e zgjerimit dhe krijimit të një tregu mediatik në gjithë hapësirën kombëtare, për shkollën e gazetarisë shqiptare si dhe për marrëdhëniet me fakultetet e gazetarisë, prej nga vijnë përfaqësuesit e rinj të saj.



Aleksandër Çipa
Kryetar i UGSH-së

Muhamet Jahiri
Kryetar i UGK-së

Përfaqësuesit e Unionit të Gazetarëve të Kosovës, të kryesuar nga Kryetari i UGK-së Muhamet Jahiri, gjatë vizitës dyditore në Tiranë kanë realizuar edhe dy vizita të tjera. Ata kanë vizituar Institutin e Medies Shqiptare dhe Universitetin e UFO-së, gjegjësisht Departamentin e Komunikimit Masiv, ku kanë takuar zv. Rektorin e Universitetit, gjithashtu drejtues i fakultetit të Komunikimit masiv, Prof.Dr. Hamit Boriqi .

## UGK-ja dhe UGSH-ja memorandum bashkëpunimi

Krerët e dy organizatave të gazetarëve miratojnë nënshkrimin e një memorandumi bashkëpunimi

Në takimin e realizuar në selinë e UGSH-së, drejtuesit e Unioni të Gazetarëve të Kosovës dhe Unioni të Gazetarëve Shqiptarë në Tiranë sugjeruan që përmes memorandumit të krijohet një strukturë koordinimi për paraqitjen periodike të problemeve dhe zhvillimeve që përjetohen në realitetet mediatike të të dy vendeve si dhe të negociohet për intensifikimin e bashkëpunimit mes gazetarëve profesionistë shqiptarë.

Memorandumi i bashkëpunimit në mes UGK-së dhe UGSH-së pritet të nënshkruhet së shpejti në një takim të radhës që do të organizohet në Tiranë. ■







## Fillet e Unionit të Gazetarëve të Kosovës

UGK-ja, në vitin e parë të themelimit, është përballur me mjaft sfida, siç përballet çdo organizatë në fillimet e saj, mirëpo, pavarësisht kësaj, ka arritur që t'i vendosë themelet e saj duke treguar seriozitetin dhe përkushtimin për të cilin edhe është krijuar. Nga themelimi, UGK-ja, përveç konsolidimit, shumë herë ka ngritur edhe zërin ndaj padrejtësive që iu janë bërë gazetarëve dhe mediave të ndryshme.
Kryetari i UGK-së, Muhamet Jahiri, në një prononcim për revistën 'Paqja' ka theksuar se Unioni i Gazetarëve të Kosovës (UGK), do të vazhdojë edhe në të ardhmen që të jetë në shërbim të gazetarëve. "Do të vazhdojmë ta ngremë zërin ndaj padrejtësive që do t'iu bëhen gazetarëve dhe do të jemi gjithnjë para sfidave që u dalin atyre, do të bëjmë presion për më shumë transparencë, liri të shprehjes, profesionalizëm, mbrojtje të etikës etj", - është shprehur Jahiri, duke shtuar se do të vazhdohet edhe me organizime të ndryshme të debateve, tribunave, trajnimeve, të cilat do të kenë lidhje të drejtpërdrejtë dhe do të jenë në të mirë të gazetarëve.
Unioni i Gazetarëve të Kosovës (UGK) është themeluar më 7 maj 2009, me iniciativën e disa gazetarëve dhe deri më tani ka arritur që në gjirin e tij të fusë me qindra gazetarë.

## Çfarë është Unioni i Gazetarëve Shqiptarë (UGSH)?

"Unioni i Gazetarëve Shqiptarë " u themelua me 25.10.2005 me vendim të Gjykatës së rrethit Tiranë, me kërkesën e paraqitur nga Aleksandër Çipa dhe aktet e themelimit për regjistrimin si person juridik.
UGSH-ja e nisi organizimin e vet në gjithë vendin, duke krijuar së pari degën e Tiranës, mandej degët në rrethet kryesore të vendit si Durrësi, Elbasani, Kukësi, Shkodra, Peshkopia, Korça, Gjirokastra, Saranda, Vlora, Fieri, Berati etj., ku vepron dhe jeton një komunitet gazetarësh profesionistë. Në datën 21/11/ 2005 u mbajt Asambleja Kombëtare e "Unionit të Gazetarëve Shqiptarë ", e cila ka zgjedhur forumet dhe organet drejtuese të tij në nivel kombëtar.
Në muajin shtator 2006, Unioni i Gazetarëve nisi negociatat me Ministrinë e Punës, Çështjeve Sociale dhe Shanseve të Barabarta për arritjen e një marrëveshjeje bashkëpunimi. Në 29/12/2006, mes "Unionit të Gazetarëve" dhe Ministrisë së Punës, Çështjeve Sociale dhe Shanseve të Barabarta, u nënshkrua aktmarrëveshja e bashkëpunimit "Për informim dhe ndihmesë në zbatimin e legjislacionit të punës".
Në bashkëpunim me "Qendrën shqiptare të monitorimit të medias", nën mbështetjen e fondacionit "Fridrih Ebert", punohet për një raport të gjendjes dhe kushteve sociale të gazetarëve, i cili publikohet nga "Qendra Shqiptare e monitorimit të medias".
Në disa konferenca për shtyp, të realizuara nga drejtuesit e lartë të "Unionit të Gazetarëve", është denoncuar fakti i mungesës së kontratave të punës, i mosrespektimit të përvojës dhe aftësive profesionale, si dhe i kërkesave për formalizim të marrëdhënieve të punës mes punëdhënësve dhe punëmarrësve.
Drejtuesit e "Unionit të Gazetarëve" kanë denoncuar përmes deklaratave dhe notave te protestës rastet e dhunës së ushtruar mbi reporterë, gazetarë dhe editorë, për shkak të detyrës.
Drejtuesit e "Unionit të Gazetarëve" kanë nisur takime dhe konsulta me parlamentarë dhe përfaqësues të Ekzekutivit Shqiptar për pasqyrimin, në projektligjin e ri për mediat, e kërkesave dhe të drejtave të komunitetit të gazetarëve shqiptarë.
"Unioni i Gazetarëve" ka pasur një agjendë intensive kontaktesh dhe korrespodence me asociacione ndërkombëtare gazetarësh si dhe me forume ndërkombëtare, si Federata Ndërkombëtare e Gazetarëve, Sindikata Evropiane e Gazetarëve, SEEMO, Sindikata e gazetarëve kroatë...
"Unioni i Gazetarëve" ka nisur tashmë negociatat me disa punëdhënës të mediave kombëtare për zbatimin e kontratave kolektive të punës në institucionet mediatike. Falë këmbënguljes së "Unionit të Gazetarëve" është arritur nënshkrimi i këtyre kontratave në katër media audiovizive, private dhe publike.

Intervistë me profesorin dhe analistin politik Milazim Krasniqi

# KOSOVA NUK KA KRIZË INSTITU-CIONALE

**Intervistoi: Muhamet JAHIRI**

Është njëri ndër analistët më të shquar në Kosovë. Tregon se çfarë rrethanash janë krijuar në Kosovë pas dorëheqjes së presidentit Fatmir Sejdiu. Ai ka thënë se pavarësisht zhvillimeve të fundit politike në Kosovë, nuk ka krizë institucionale, por kjo mund të cilësohet si krizë politike. Ndër të tjera, ai i jep sqarimet e tij se pse partitë politike nuk mundën të dakordohen për të zgjedhur një presidenti të ri, por e dërguan vendin drejt zgjedhjeve të parakohshme. Sipas tij të gjitha partitë politike në Kosovë ende nuk e kanë të definuar pozicionin e tyre profilizues. Është i bindur se pavarësisht zhvillimeve të fundit politike në vend, Kosova nuk ka humbur asgjë në skenën ndërkombëtare. Ai në intervistë ka folur edhe për partitë e reja të krijuara që do të marrin pjesë në zgjedhjet e parakohshme dhe është i mendimit se vetëm njëra nga to mund ta kalojë pragun zgjedhor. Për më shumë flet në një intervistë ekskluzive për revistën "Paqja", profesori, politologu dhe analisti politik Milazim Krasniqi.

**PAQJA:** ***Z. Krasniqi, presidenti i vendit Fatmir Sejdiu ka dhënë dorëheqje nga posti i tij, pasi që Gjykata Kushtetuese e vlerësoi atë si shkelës të Kushtetutës. Si e vlerësoni këtë situatë?***

**Krasniqi:** Presidenti Fatmir Sejdiu do të duhej të kishte sqaruar më shumë lidhur me atë që tha se sipas tij 'dikush i ka tërhequr fjalët' nga një marrëveshje e mëhershme, sipas të cilës ai ka ushtruar postin e Presidentit, duke e ruajtur mandatin e ngrirë të kryetarit të Lidhjes Demokratike të Kosovës. Në mungesë të këtij shpjegimi, prej vetë atij, rezulton që barra e përgjegjësisë i faturohet ish-presidentit Sejdiu, ndërsa të gjithë ata të tjerët duken si mbrojtës të ligjit, duke përfshirë edhe deputetët që e iniciuan këtë çështje në Gjykatën Kushtetuese, edhe vetë gjykatën kushtetuese, edhe ata që eventualisht qëndrojnë prapa idesë, ndoshta edhe presionit, për ta shkarkuar presidentin ose për ta detyruar atë të japë dorëheqje. Në të ardhmen, sigurisht, do të ketë me tepër shpjegime në këtë drejtim, por tash për tash, rezulton që presidenti ka qenë shkelës i Kushtetutës, gjë që pas miratimit të saj, sigurisht, që ka pasur problem. Mirëpo, sipas të gjitha gjasave, ka qenë fjala për një marrëveshje politike.

Dorëheqja e tij ka shkaktuar një problem serioz në skenën institucionale, për faktin se presidenti ka zgjedhur të ruajë statusin e tij si lider i partisë, në dëm të institucionit të presidentit. Po të mbetej ai president, duke dhënë dorëheqje nga detyra e kryetarit të partisë, sigurisht se nuk do të kishim zgjedhje të parakohshme, nuk do të kishim krizë politike, por ajo është zgjedhja e tij. Dorëheqja e tij prodhon një sërë veprimesh të tjera, duke e shkurtuar mandatin e qeverisë për së paku një vjet, duke provokuar zgjedhje të parakohshme dhe duke krijuar një dinamikë të re në skenën politike.



## Ata që kërkojnë dorëheqjen e Fatmir Sejdiut nga partia frikësohen nga ai

**PAQJA:** ***Atëherë, a mendoni se z. Sejdiu, pasi që është cilësuar si shkelës i Kushtetutës, duhej të jepte dorëheqje edhe nga partia e të mos kandidohej për ndonjë post institucional në zgjedhjet e ardhshme, pasi që ka pasur edhe kërkesa në këtë drejtim?***

**Krasniqi:** Kërkesa të kësaj natyre i shprehin ata që frikësohen për të ardhmen e tyre politike në radhët e LDK-së. Në fakt, Fatmir Sejdiu është kryetar legjitim i Lidhjes Demokratike të Kosovës, ka të drejtën legjitime që të kandidojë sërish për postin e kryetarit të asaj partie, por sigurisht duke i respektuar, si gjithë të tjerët, rregullat statutare që ka ajo parti. Idetë e tilla, që ai të japë dorëheqje, me të vërtetë janë të pakuptimta, sepse në atë rast kërkuesit, ose partizanët e kësaj ideje, me të vërtetë tentojnë që të bëjnë një lloj puçi brenda LDK-së. LDK-ja është në procesin zgjedhor, ka edhe kandidatura të tjera për kryetar të saj, përveç Sejdiut dhe të gjithë ata do t'i masin forcat dhe autoritetin e vet politik brenda këtij procesi zgjedhor. Prandaj nuk ka nevojë as për dorëheqje. Përkundrazi, ata duhet të koncentrohen që këtë proces elektoral brenda partisë ta shfrytëzojnë për reformën e partisë, për përmirësimin e programit qeverisës dhe për faktorizimin e partisë, e cila, për hir të së vërtetës, duhet thënë se në dy raundet e kaluara elektorale ka pësuar rënie, tkurrje dhe nëse nuk i mbledh energjitë mund të vazhdojë trendet negative edhe në të ardhmen.



**PAQJA:** ***Ka pasur shumë zëra se partnerët e koalicionit nuk janë të interesuar që të zgjedhin një president të ri, por të drejtohen drejt zgjedhjeve të parakohshme. Pse mendoni se e kanë marrë këtë rrugë partnerët qeverisës PDK-LDK?***

**Krasniqi:** Edhe kjo është mungesë e analizës së thelluar, për arsye se presidenti nuk do të mund të zgjidhej për një pjesë të mandatit, veçse do të duhej të zgjidhej për mandat të plotë pesëvjeçar. Askush nuk është i gatshëm, por edhe nuk duhet të kërkohet nga askush, që t'ia japë dikujt dhuratë mandatin e presidentit për pesë vitet e ardhshme. PDK-ja për shembull, në këtë rast, do të mund të kërkonte nga LDK-ja që ta kishte të drejtën e presidentit me të njëjtin legjitimitet, sepse edhe ashtu zgjedhjet do të ishin brenda një viti. Prandaj nuk ka pasur formulë e cila do ta mbyllte këtë çështje, pa fituar dikush shumë. Normalisht, ata janë partnerë të koalicionit, por në të njëjtën kohë janë edhe rivalë politikë, prandaj askush nuk është i gatshëm të japë dhurata aq të mëdha. Rrjedhimisht, provokimi i zgjedhjeve të parakohshme ka qenë i pashmangshëm.

**PAQJA:** ***Z. Krasniqi, kemi vërtet krizë institucionale?***

**Krasniqi:** Në të vërtetë ka krizë politike dhe ka sigurisht një sfidë institucionale, për shkak se vetë fakti që do të shkohet në zgjedhje të parakohshme, vetë fakti se do të shkurtohet mandati i parlamentit dhe i qeverisë, tregon se kjo është një sfidë për këto institucione, sepse po e mbyllin mandatin para kohe. Por përderisa brenda zgjedhjeve kushtetuese ka një Ushtrues të Detyrës së Presidentit dhe përderisa vepron parlamenti dhe qeveria, nuk ka krizë institucionale. Pa asnjë dyshim se ka zgjedhje të parakohshme dhe ato nënkuptojnë se këto institucione janë duke shkuar drejt fundit të tyre, pavarësisht se nuk është një krizë evidente, por ato shkojnë drejt shuarjes dhe një procesi i cili duhet të rikonfirmojë institucione të reja.

## Në Kosovë mungon profilizimi i partive politike

**PAQJA:** ***A është e gatshme Republika e Kosovës që të organizojë zgjedhje të parakohshme, duke pasur parasysh se ende e kemi të padefinuar edhe ligjin për zgjedhje?***

**Krasniqi:** Mendoj se deri tash nuk është manifestuar ndonjë vullnet politik për ta përmirësuar infrastrukturën ligjore. Së pari, është dashur që të miratohet ligji për partitë politike dhe për transparencën financiare të partive politike. Po ashtu, është dashur të përmirësohet në mënyrë rrënjësore ligji për zgjedhjet, i cili ka shumë mangësi dhe i cili është përgatitur për realitetet e tjera në Kosovë, kur vendi ishte nën administrimin e plotë të UNMIK-ut. Për Kosovën e pavarur, sigurisht, që do të duhej një ligj për të shprehur realitetin e ri juridik dhe politik, por, në periudhën e kaluar, partnerët e koalicionit, por edhe opozita, janë mjaftuar vetëm me deklarata, pa pasur vullnet për ta përmirësuar këtë infrastrukturë ligjore. Prandaj po shkohet në zgjedhje me infrastrukturën e vjetër, e cila ka shumë mangësi dhe si rezultat i saj do të ketë përpjekje, prej situatave të krijuara, që këtë ta shfrytëzojnë për favore në procesin elektoral, ose për të kontestuar rezultatin e zgjedhjeve. Besoj se edhe njëra, por edhe tjetra janë keq, sepse Kosova përfundimisht duhet të ketë zgjedhje të lira dhe të drejta dhe duhet të ketë proces zgjedhor nga i cili s'do të ketë kontestime, sepse kushdo që do ta merrte pushtetin me zgjedhje të manipuluara ose me rezultate të deformuara, nuk do të ishte legjitim. Mund të shohim se çka po ndodh në Shqipëri, ku kanë kaluar dy vite prej zgjedhjeve dhe ende e gjithë energjia politike harxhohet në idenë për transparencën e zgjedhjeve, në gjetjen e modaliteteve për të hapur kutitë ose jo. Jam i bindur se po të harxhohej kjo energji e qeverisë dhe opozitës shqiptare për përmirësimin e ligjeve dhe të qeverisjes, Shqipëria do ta fitonte shumë

më shpejt statusin e kandidatit për pranim në Bashkimin Evropian.

Neve na duhet një proces i pastër elektoral në mënyrë që të fitohen institucione të cilat do të jenë plotësisht legjitime dhe të kenë kapacitete të mjaftueshme për të dinamizuar procesin për integrimin e Kosovës, sepse, për fatkeqësinë tonë, po mbetemi vrimë e zezë në Ballkan dhe Evropë, i vetmi vend i cili nuk e ka lirinë e lëvizjes, i vetmi vend i cili është totalisht i izoluar, prandaj qeveria dhe institucionet e ardhshme do të duhej që këtë çështje ta kenë edhe prioritet, sepse ky izolim do të këtë shumë frustrim, shumë çoroditje sociale dhe politike, prandaj duhet të punohet për të dalë nga ky lloj izolimi.

**PAQJA:** ***Ekziston një problem lidhur me pjesëmarrjen në zgjedhje të disa partive, të cilat nuk kanë mbajtur zgjedhje të brendshme për më shumë se tri vite, e sipas ligjit nuk mund të regjistrohen në KQZ. Kjo po i ndodh edhe partisë më të madhe në vend, PDK-së. Si mendoni se mund ta kalojnë një situatë të tillë këto parti?***

**Krasniqi:** Sinqerisht besoj se të gjitha paritë politike në Kosovë ende janë të pareformuara, të pastandardizuara, për të marrë epitetin si parti demokratike. Kjo, për arsyen e thjeshtë, se edhe kur mbahen zgjedhje në këto parti, në një mënyrë a tjetër janë të instruktuara me një lloj regjie, e cila e prodhon një lider dhe një strukturë rreth liderit, e cila nuk e shpreh dinamikën e asaj partie, nuk i shpreh as aspiratat e anëtarëve dhe simpatizantëve të asaj partie, por shpreh interesat e një grupi të caktuar brenda saj. Kjo është karakteristikë e të gjitha partive politike në Kosovë, pa asnjë përjashtim. Prandaj nuk është çështja vetëm të mbahen kuvendet zgjedhore formale me regji të parapërgatitura, por puna është që ato parti duhet të gjejnë një model tjetër përmes të cilit do të filtroheshin udhëheqësit e tyre dhe do të ishin reprezent të anëtarëve të partisë. Kjo do të bëhej me një proces të zgjedhjes sipas parimit një anëtar një votë, sepse në atë mënyrë e gjithë struktura brenda partisë do ta kishte legjitimititetin maksimal. Këtë gjë nuk e ka bërë deri sot asnjë parti dhe nuk e ka vullnetin që ta bëjë. Në anën tjetër, transparenca financiare e partive politike është një problem mjaft serioz, sepse nuk janë të qarta lidhjet e partive, veçmas atyre kryesore, me bizneset me strukturat e ndryshme. Dhe me këtë mënyrë është një përpjesëtim mes fuqisë reale financiare që kanë dhe asaj që prezantohet në letër. Prandaj edhe në kuvendet e partive prezantohen disa raporte financiare ku paraqitën fusha modeste e në fushata harxhojnë dhjetëfish më shumë. Kosova ende nuk e ka të stabilizuar as aspektin ligjor të partive politike, as profilizimin ideologjik të partive politike. Po t'i pyesësh të gjitha partitë politike thonë se janë të djathta ose të qendrës së djathtë, ndërsa shumë prej tyre, veprimet i kanë të majta, ose ka hibridizime të programeve. Për shembull, Aleanca Kosova e Re, e cila është partia e njërit nga njerëzve më të pasur, proklamon se merret me mbrojtjen e të varfërve të Kosovës. Është një paradoks, po të shihet kjo, fjala vjen, në raport me Berluskonin. E njëjta gjë vlen edhe për LDK-në, e cila renditet si parti e djathtë, por po të shihet programi i saj ka edhe elemente të majta. E njëjta gjë, po ashtu, vlen edhe për PDK-në. Po ta shikoni edhe programin e kësaj partie, që drejton Hashim Thaçi, ajo ka program komplet të djathtë ekonomik, sepse është program që shkon drejt privatizimit masiv të kompanive publike, shitjes së pronave etj. Deri me sot asnjë parti nuk është e profilizuar dhe, pa e bërë këtë, mund të mbajë kuvende çdo vit, por nuk mund të shprehë transformimin dhe reformat që duhet të bëjë.

## Kosova nuk është dëmtuar në skenën ndërkombëtare

**PAQJA:** ***Z. Krasniqi, me zhvillimet e fundit politike në vend, a është dëmtuar Kosova në skenën ndërkombëtare?***

**Krasniqi:** Kosova është dëmtuar në planin e brendshëm, sepse kanë ngecur proceset, si privatizimi, reformimi i drejtësisë, dialogu me Serbinë, i cili është i nevojshëm për t'i zgjidhur disa probleme kyçe të jetës së qytetarëve të Kosovës, duke përfshirë çështjen e të pagjeturve, problemin e veriut dhe çështje të tjera. Pra, dëmin më të madh Kosova e ka nga brenda, sepse tash të gjitha partitë dhe të gjitha energjitë janë pozicionuar në një proces elektoral, i cili në Kosovë fillon disa muaj para zgjedhjeve.

Në planin ndërkombëtar nuk besoj se ka pasur ndonjë ndikim, sepse e gjithë bota e di se ne jemi një vend në tranzicion dhe ata, mund të them se, kanë qejf që vendet e tilla të kalojnë sa më shumë në teste zgjedhore, me idenë se përmes kësaj pastrohet elita politike.

Nuk shoh ndonjë ndikim në planin ndërkombëtar. ■

**Vetëvendosje! mund ta kalon pragun zgjedhor**

PAQJA: *Tashmë në skenën politike të Kosovës kemi edhe disa subjekte të reja politike që kanë paralajmëruar pjesëmarrjen në zgjedhje. Kemi partinë e quajtur FER dhe lëvizjen Vetëvendosje! A mendoni se ato mund ta kalojnë pragun dhe mund të inkuadrohen në skenën politike?*

**Krasniqi:** Trendi më normal do të duhej të ishte zvogëlimi i numrit të partive politike, sepse kemi një numër të madh të tyre. Mirëpo, për fat të keq, trendi po shkon në anën e kundërt me krijimin e partive të reja. Nga përvoja e partive të mëhershme që janë krijuar mund të nxjerr konkluzionin se partitë e reja s'kanë as gjasa minimale për t'u inkuadruar me sukses dhe për ta kaluar pragun elektoral. Nëse nuk ka pasur sukses partia e Agim Çekut, një figurë e rëndësishme e UÇK-së, nëse nuk ka pasur sukses partia e Edita Tahirit, nëse nuk ka pasur sukses Partia e Re e Bujar Bukoshit, nuk e di si mund të shpresojnë për sukses djem të rinj, që tashmë e kanë krijuar partinë Fryma e Re. Ky është veç një proces i çoroditur i ambicieve që ka shoqëria civile në Kosovë. Një pjesë e shoqërisë civile, pasi bëjnë para dhe një lloj afirmimi publik, duke u paguar për faktin se e shajnë qeverinë, atyre u mbushet mendja se pastaj mund të futen edhe në skenën politike. Kështu ka ndodhur edhe me partinë e Veton Surroit, por edhe me shumë njerëz të tjerë që pësuan debakël në zgjedhjet e kaluara.

E vetmja parti e cila ka gjasa që të inkuadrohet me sukses në skenën politike është Vetëvendosja e Albin Kurtit, sepse ajo ka një histori tjetër. Vetëvendosja në fillim është futur edhe si guerile urbane, duke ndërmarr aksione realisht të guximshme, por edhe të dhunshme, duke pasur edhe viktima dhe lideri i saj ka kaluar në një proces të rëndë gjyqësor. Prandaj, në mendjen e shumë njerëzve, është formuar ideja se kjo është lëvizje e fortë antiqeveritare, e cila ka guximin për ta sfiduar qeverinë dhe ka orientimin të paraqesë një alternativë të re.

### Intervistë me drejtorin e Doganave të Kosovës, z. Naim Huruglicën

# Huruglica: Mosprezenca e doganierëve në Veri, na sjell vazhdimisht vështirësi

**Intervistoi: Alban BILALLI**

Drejtori i Doganave të Kosovës, Naim Huruglica, gjatë një intervistë për revistën "Paqja", tha se vështirësitë më të mëdha i kemi në pikat kufitare në pjesën veriore, ku ende nuk janë vendosur doganierët e Doganës së Kosovës dhe humbjet në vit, në atë pjesë të vendit, llogariten deri në 20 milionë euro. Si zgjidhje të këtij problemi ai sheh vetëm kthimin e oficerëve doganorë në këto dy pika kufitare. Më tej, z. Huruglica flet për vështirësitë e tjera me të cilat po përballen doganierët në parandalimin e kontrabandës nëpër pikat e tjera kufitare, kurse sa i përket pyetjes se a ka korrupsion në Doganat e Kosovës ai pohoi se 'mund të ketë individë të korruptuar, por jo edhe sistem të korruptuar'.

Për më shumë flet në një intervistë për revistën "Paqja", Drejtori i Doganave të Kosovës, z. Naim Huruglica.

**PAQJA:** ***Z. Huruglica, ju sa po jeni rizgjedhur në krye të doganave të Kosovës. A do ta ndryshoni "strategjinë" tuaj për udhëheqjen e doganave?***

**Huruglica:** Nuk mendoj se ka nevojë për ndryshime të mëdha në strategjinë menaxhuese të doganave. Për neve mbetet prioritet vazhdimi i reformave në drejtim të modernizimit të institucionit, me qëllimin e arritjes së nivelit të standardeve të doganave evropiane. Përveç mbledhjes së taksave doganore, një fokus edhe më i madh do të vendoset në luftimin e evazionit fiskal, si dhe në mbrojtjen e shoqërisë dhe biznesit legjitim.

**PAQJA:** ***Cila është gjendja e përgjithshme në pikat kufitare?***

**Huruglica:** Në përgjithësi, gjendja është e mirë edhe pse ka nevojë akoma për investime në infrastrukturë. Në këtë aspekt, kufiri me Serbinë dhe ai me Malin e Zi janë në një gjendje më të keqe, edhe pse po punojmë që edhe në ato pika të ngremë një infrastrukturë më të mirë. Përveç kësaj jemi në proces të ndërrimit të sistemit të teknologjisë informative dhe besojmë se sistemi i ri do të mundësojë punë më të lehtë dhe më efikase në pikat kufitare.

**PAQJA:** ***Veriu, për ju dhe vetë institucionin tuaj, vazhdon të mbetet një sfidë. Si e shihni ju zgjidhjen e problemeve që janë krijuar atje?***

**Huruglica:** Veriu i Kosovës dhe mosprezenca e doganierëve në dy vendkalimet kufitare, na kanë sjellë vazhdimisht vështirësi. Kthimi i plotë i kontrollit doganor mund të realizohet vetëm pas kthimit të oficerëve doganorë në këto dy pika kufitare dhe ne këtë e shohim si zgjidhje të problemeve në atë pjesë të vendit.

**PAQJA :** ***Kur do të jenë doganierët e Kosovës në pikat kufitare në veri?***

**Huruglica:** Është vështirë të thuhet një datë e saktë, edhe pse po punohet për atë qëllim. Me EULEX-in kemi një bashkëpunim të ngushtë dhe deri tani është arritur që të rindërtohet një pjesë e mirë e infrastrukturës që ishte shkatërruar më 19 shkurt 2008.

**PAQJA:** ***Sa kanë qenë humbjet e buxhetit të Kosovës nga mosfunksionimi i pikave kufitare 1 dhe 31?***

**Huruglica:** Është shumë e vështirë për të dhënë një shifër të saktë, pasi që vetëm pas vendosjes se zyrtarëve të EULEX-it në dy pikat kufitare, në pranverë të vitit të kaluar, kemi filluar të sigurojmë të dhënat për mallin që hyn në Kosovë. Krahasimi i të dhënave me ato që zhdoganohen në Terminalin doganor në Mitrovicë, tregon për humbje potenciale në mes 15 deri 20 milionë euro në vit.

**PAQJA:** ***Cili është bashkëpunimi i doganave të Kosovës me doganat e Serbisë dhe me doganat e rajonit?***

**Huruglica:** Me përjashtim të doganës së Serbisë, bashkëpunimi me doganat e tjera të regjionit është i shkëlqyeshëm. Tani kemi edhe marrëveshje formale për bashkëpunim me Malin e Zi dhe Shqipërinë, kurse shumë shpejt një gjë e tillë pritet edhe me Maqedoninë, Kroacinë dhe Slloveninë.



**PAQJA:** ***Kontrabanda, në përgjithësi, është një problem për të gjitha pikat kufitare. Cilat janë vështirësitë më të mëdha për ju në këtë drejtim?***

**Huruglica:** Tentimet për shmangie të taksave doganore shfaqen në forma të ndryshme. Përderisa në veriun e Kosovës, por edhe në disa pjesë të tjera, tentohet të futet malli ilegalisht edhe përmes kufirit të gjelbër, në vendkalimet e rregullta kufitare hasim tentime të mos deklarimit real të vlerës ose origjinës së mallit. Vështirësi paraqet fakti se numri i stafit doganor nuk është i mjaftueshëm për t'iu përgjigjur të gjitha sfidave dhe ne po mundohemi të fokusohemi aty ku risku është më i lartë.

**PAQJA:** ***Zoti Huruglica, a ka korrupsion në doganat e Kosovës?***

**Huruglica:** Mund të ketë individë të korruptuar, por jo sistem të korruptuar. Gati për çdo vit kemi individë që i largojmë nga puna, por edhe i ndjekim penalisht për keqpërdorim të detyrës zyrtare. Ne kemi ndërtuar mekanizma për ta luftuar këtë dukuri negative, por për të qenë më të suksesshëm na nevojitet edhe përkrahja e qytetarëve dhe biznesit.

**PAQJA:** ***Dogana pothuajse çdo vit ka realizuar të hyra më se 70% për buxhetin e Kosovës. Cilat janë planifikimet për vitin 2010?***

**Huruglica:** Planifikimet buxhetore për të hyra gjatë këtij viti janë 702 milionë euro. Trendi aktual, me një realizim 100% të planit si dhe 12% të hyra më shumë se vitin e kaluar, siguron realizim të sigurtë të planifikimit buxhetor.

**PAQJA:** ***Dhe për fund, kur do të jetë Dogana e Kosovës pjesë e Organizatës Botërore të Doganave?***

**Huruglica:** Shpresojmë në fillim të vitit 2011. Ne kemi filluar procedurat e anëtarësimit dhe nga Sekretari i Përgjithshëm i kësaj Organizate, kemi pranuar konfirmimin se ekziston një përkrahje e madhe brenda Organizatës, që edhe Dogana e Kosovës të jetë anëtare e kësaj Organizate. ■

# LIQENI I

**Liqeni i Fierzës, i bërë artificialisht më 1978 në shtratin e lumit Drin, është nyje lidhëse mes Kuksit, Tropojës, Hasit dhe Pukës. Furnizon me ujë dy hidrocentrale të vëna njëri në kaskadën e Drinit - atë të Vaut të Dejës dhe atij të Komanit. Sasinë më të madhe të ujit mund ta arrijë në 3.2 miliardë metër kub ujë, ndërsa më të voglën gjer në 1.2 miliardë metër kub, sasi kjo që sjell pamjaftueshmëri për furnizimin me energji elektrike. Sipërfaqja e përgjithshme e pellgut ujëmbledhës është 11.829 km$^2$.**



Intervistë me Resul Rexhepin, sekretar i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës (BIRK)

# TË ETUR PËR POZITË E PUSHTET

- FSI ka udhëheqësi legjitime dhe jolegjitime
- Vetëm një listë e mësimdhënësve e pranueshme
- Mosmarrëveshje mes Xhabir Hamitit dhe BIRK-ut

**Intervistoi: Osman D. GASHI**

Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës shpeshherë po krijon tema të "nxehta" mediale dhe po bëhet një prej top temave të edicioneve informative. Nga kjo ofensivë mediale, kush më pak e kush më shumë ndërton një gjykim të caktuar për institucionin legjitim të përfaqësimit të interesave të qytetarëve myslimanë, që përbëjnë popullin shumicë në Kosovë.

Ndër problemet e fundit që BIRK-u është duke u ballafaquar është Fakulteti i Studimeve Islame (FSI), që ka ndërruar objekt për shkak të rrënimit të atij të vjetrit dhe ndërtimit të një objekti të ri, ndryshimi i orarit të fillimit të vitit të ri mësimor, pastaj problemi me dekanin e këtij fakulteti, konkurset e mësimdhënësve, si dhe krijimi i hutesës për opinionin e gjerë se çfarë po ndodh në të vërtetë në Bashkësinë Islame.

Për të informuar lexuesin tonë për më së afërmi se çfarë po ndodh në BIRK dhe FSI, ne morëm informacion nga sekretari i Kryesisë së BIRK-ut, Resul Rexhepi, i cili sqaroi hollësisht se problemet janë diagnostikuar dhe evituar pa pasoja.

**PAQJA:** ***Kohëve të fundit jemi dëshmitarë që në Fakultetin e Studimeve Islame (FSI), ka pasur probleme nga më të ndryshmet dhe punët nuk kanë shkuar mirë. Çfarë po ndodh?***

**Resul Rexhepi:** Është e vërtetë se gjatë kohës së verës, kur njerëzit zakonisht e shfrytëzojnë për pushim, në FSI ndodhi diç krejtësisht e papritur. Në të vërtetë, ish-sekretari i FSI-së, Xhabir Hamiti, i përkrahur edhe nga shtatë profesorë të angazhuar në këtë fakultet nga njëzet sa kanë qenë gjithsej, të etur për pozitë a pushtet, pa asnjë mbështetje ligjore, presin dhe qepin sipas tekeve të tyre: shpallin konkurse, caktojnë dekanin, pranojnë mësimdhënës të ri, caktojnë fillimin e vitit të ri akademik e marifete të tjera.

Natyrisht, në këto rrethana, Kryesia e BI-së të Kosovës, nuk ka mundur t'i lejojë vetes aq luks sa t'i shikojë sikur nuk po ndodh asgjë. Përkundrazi, ajo në bazë të Kushtetutës së BI-së, në mënyrë shumë serioze dhe me kompetencë, i është qasur këtyre problemeve në mënyrë shumë të vendosur, me qëllim që të bëjë zgjedhje meritore. Ajo ka punuar gjatë në këtë drejtim dhe ka diskutuar për këto çështje në shumë mbledhje të saj. Jam i bindur thellë se kryesia do t'i zgjidhë këto mosmarrëveshje në FSI.

## FSI ka udhëheqësi legjitime dhe jolegjitime

**PAQJA:** ***Në njoftimin që ka bërë FSI-ja për fillimin e vitit të ri akademik thuhet se mësimi do të duhet të kishte filluar me 4 tetor, kurse në njoftimin tjetër të BIRK-ut thuhet se mësimi do të fillojë me 18 tetor. Kush duhet ta caktojë datën se kur duhet të fillojë mësimi në FSI?***

**Resul Rexhepi:** Njoftimin për fillimin e vitit të ri akademik e cakton udhëheqësia legjitime e FSI-së me organet e saj, të emëruar nga Kryesia e Bashkësisë Islame (BI-së) e jo ata që janë jolegjitim, ata të cilët vazhdojnë ta keqpërdorin sajtin e këtij fakulteti. Siç e di tashmë edhe opinioni, Kryesia e BI-së me kohë ka emëruar mr. Qemajl Morinën që është prodekan i fakultetit, për ushtrues detyre të dekanit, përkohësisht deri sa të shpallet konkursi i rregullt për dekan. Prandaj, në pamundësi që njoftimin ta bëjë në faqen zyrtare të fakultetit, të cilën e ka uzurpuar Xhabir Hamiti, BIRK-u e ka bërë këtë në faqen e krye-

sisë. Natyrisht se z. Morina paraprakisht është konsultuar me kryetarin e kryesisë së BI-së për faktin se ndërtesa e re e FSI-së tashmë është e gatshme për të filluar ligjëratat, por natyrisht është dashur të shtyhet fillimi i vitit të ri akademik nga 4 në 18 tetor pikërisht për këtë qëllim.

**PAQJA:** ***Në njoftimin e FSI-së thuhet se ka njerëz që dëshirojnë të uzurpojnë FSI-në dhe gjatë rrënimit të tij, i cili ka filluar një ditë më parë më 3 tetor (ditën e diel), thuhet se nuk është kursyer asgjë: librat, arkivat, panotë etj. Kush po synon ta uzurpojë FSI-në dhe pse ka ndodhur rrënimi i objektit në këtë mënyrë?***

Resul Rexhepi: Kryesia e BI-së, së bashku me FSI-në, kanë kontratë me punëkryesin e ndërtesës së re të FSI-së, i cili duhet ta dorëzojë objektin pasi ta rrëzojë edhe objektin e vjetër. Kjo nuk është bërë pa njoftim paraprak të ushtruesit të detyrës së dekanit, i cili së bashku me stafin teknik të fakultetit i kanë bartur të gjitha librat, panotë dhe materialet e tjera nga ndërtesa e vjetër tek e reja, me përjashtim të zyrës së sekretarit. Kryesia nuk ka se si ta uzurpojë fakultetin, sepse ajo gjithsesi është financuese dhe mbikëqyrëse jo vetëm e fakultetit, por e të gjitha institucioneve të BI-së. Po, me këtë rast, i është pamundësuar puçistëve uzurpimi i fakultetit dhe kinse fillimi i mësimit në ndërtesën e vjetër, për të cilën po derdhin aq shumë lot krokodili.

## Vetëm një listë e mësimdhënësve e pranueshme

**PAQJA:** ***Ekzistojnë dy lista me emra të ndryshëm të mësimdhënësve për FSI-në. Njëra listë është në emër të FSI-së, kurse tjetra është në emër të mr. Qemajl Morinës, ushtrues detyre i dekanit të FSI-së. Pse ka ndodhur kjo dhe cila listë është e vlefshme dhe që pranohet nga BIRK-u?***

**Resul Rexhepi:** Natyrisht se kryesia njeh vetëm një listë, atë të ushtruesit të detyrës së dekanit, e cila është e vetmja e pranuar. Listat e tjera për kryesinë janë jolegjitime dhe natyrisht të papranueshme. Prandaj, ata që luajnë me emrin dhe autoritetin e njerëzve e kanë kot dhe vetëm iu sjellin dëme atyre. Tashmë disa profesorë, të cilët kanë qenë në listën e Xhabirit, jo të fakultetit, janë paraqitur me kërkesën që të angazhohen në mësimdhënie te organet legjitime të fakultetit, sepse nuk i kanë ditur marifetet e puçistëve.

**PAQJA:** ***Në një vendim të muajit korrik të FSI-së thuhet se është zgjedhur dekan për një mandat katërvjeçar Xhabir Hamiti, kurse Qemajl Morina, në anën tjetër, është ushtrues detyre i këtij posti. Cili është roli i BIRK-ut në këtë kundërshti?***

**Resul Rexhepi:** Në fakt, nuk ka kundërshti, sepse kryesia e mbështet vendimin e saj me të cilin e ka emëruar Qemajl Morinën për ushtrues detyre të dekanit. Gjatë këtyre tre muajve të fundit, kryesia është angazhuar që të gjejë një mirëkuptim, por, pa sukses, kështu që nuk i mbetet gjë tjetër veçse të veprojë në pajtueshmëri me kushtetutën e BIRK-ut dhe aktet e tjera normative.

## Mosmarrëveshje mes Xhabir Hamitit dhe BIRK-ut

**PAQJA:** ***Si do të rregullohen në të ardhmen këto përçarje dhe mosmarrëveshje mes FSI-së dhe BIRK-ut që kanë ndodhur deri më tani?***

**Resul Rexhepi:** Për hir të së vërtetës më lejoni të them se nuk ka mosmarrëveshje në mes të kryesisë dhe FSI-së, por vetëm në mes të një grupi prej shtatë vetash, me në krye Xhabir Hamitin dhe pjesës tjetër të fakultetit, gjegjësisht organeve legjitime të FSI-së. Uroj që këto të rregullohen sa ma parë dhe, gjithsesi, në bazë të dispozitave pozitive të akteve normative të BI-së.

**PAQJA:** ***A do të sanksionohet ose a do merren masa për ndokënd për gjendjen e acaruar në FSI?***

**Resul Rexhepi:** Kjo është çështje që i takon kryesisë. Unë nuk dua t'i paragjykoj gjërat se si do të ndodhin. Të ardhmen e di vetëm Allahu. Një gjë e di me siguri se askujt nuk mund t'i bëhet gjë as për hatër, as për inat. ■



# Çdo të bëhet me ligjin për provimin e jurisprudencës?

**Ma. sc. Flamur HYSENI**

Shoqëria kosovare ka nevojë për reforma pothuajse në çdo sferë të jetës. Diku reformat kanë filluar, por janë ndërprerë, diku po ecin disi, por me hapa shumë të ngadalshëm, ndërsa diku këto reforma vetëm po planifikohet të fillojnë, por ende nuk kanë filluar.

Fjala reformë, sot në Kosovë, si në paraqitjet publike, zyrtare, po ashtu edhe në takimet private të intelektualëve, është ndër fjalët më të përdorura, ndërsa disa "intelektualë", dhe "jo intelektualë" e përdorin edhe shprehjen, ose pyetjen: a je i shkolluar me "reforma të reja, apo me reforma të vjetra", sidomos kjo përdoret kur është fjala se në çfarë sistemi je i shkolluar, për t'i dalluar në sistemin e shkollimit ata të gjeneratës së "vjetër" me këta të gjeneratës së "re". Këtë e bëjnë pa e vrarë fare mendjen se ç'kuptim pastaj do të kenë këto fjalë. Kjo më së shumti është duke gjetur zbatim në fushën e jurisprudencës, ku "ata", të cilët janë shkolluar, siç thonë me "sistemin e vjetër katër vjeçar", edhe me ligj kanë ndikuar që të bëhet ky dallim "në të vjetër dhe në të ri", "katërvjeçar dhe bachelor – master", ndërsa për ata që kanë kryer bachelor, as që i llogaritin që ekzistojnë, edhe pse tani më është bërë katër vjet, ku plus kryerja e masterit, do të bëhen pesë vite studime dhe do t'ia kalojnë këtyre të "vjetërve" për një vit, ndërsa krejt harrohet se asi shkolle me katër vjet të vjetra nuk ke ku kryen më, sepse "s'ka asi shkolla ma"… (gjenerata e vitit akademik 2000/2001 ka qenë e fundit, që Universiteti i Prishtinës ka organizuar studime të tilla katërvjeçare të tipit klasik në Fakultetin Juridik).

Më 20 janar 2006, Kuvendi i Kosovës ka miratuar ligjin për provimin e jurisprudencës, nr. 02/L-40, ligj i cili, në një formë a tjetër, bën një dallim. Madje ka bazë të quhet edhe diskriminues, sepse askund në botë, në një vend i cili e quan veten demokratik, nuk mund të ekzistojë në fuqi një ligj i tillë, i cili, së pari, nuk është i hartuar ashtu siç duhet dhe sipas standardeve ndërkombëtare dhe demokratike të hartimit të legjislacionit, dhe së dyti, nuk i shërben reformimit të sistemit të drejtësisë, por e komplikon atë edhe më shumë.

Përpos shumë të metave teknike dhe formulimit të dobët të dispozitave të ligjit për provimin e jurisprudencës, neni 2 dhe 3 i këtij ligji, të cilët përcaktojnë kushtet e përgjithshme dhe të veçanta për dhënien e provimit të jurisprudencës, duhet patjetër të ndryshohen përmes procedurës së amendamentimit, sepse po që se vazhdojnë të mbesin edhe më tutje kështu siç janë, veç sa do të komplikojnë dhe ngufasin reformimin e sistemit të drejtësisë në Kosovë (sepse vështirësohen mundësitë të dalin kuadro të reja).

Arsyeja pse duhen ndryshuar këto dy nene qëndron në atë se, tanimë në Kosovë, në të gjitha Universitetet, të cilat në kuadër të tyre kanë fakultetin juridik, përgatisin kuadro të cilët, me rastin e përfundimit të studimeve, marrin thirrjen bachelor i drejtësisë (niveli postdiplomik master i drejtësisë), kështu që ky ligj, i cili ka të bëjë ekskluzivisht me përgatitjen e kuadrove në aspekt profesional, për t'i shërbyer sistemit të drejtësisë (gjyqtarë, prokurorë, avokatë të ardhshëm), nuk është në harmoni me sistemin e studimeve dhe thirrjeve, të cilat fitohen me të përfunduar studimet, të cilat tanimë janë katërvjeçare (sivjet fillon studimet gjenerata e katërt me këtë sistem).

Për t'i ikur dilemës, tre, katër a pesëvjeçare të studimeve, me "reforma të reja, a të vjetra", "jurist i diplomuar", a "jurist bachelor-master", në ligjin për provimin e jurisprudencës duhet bërë ndryshim në nenet 2 dhe 3, ku propozoj që ministria e drejtësisë, sa më shpejt që të jetë e mundur, të ndërmarrë iniciativë për ta bërë ndryshimin e këtyre dy neneve, të cilat duhet të pësojnë ndryshim në përmbajtjen e tyre, si p.sh.: neni 2, paragrafi 1, i cili përcakton kushtet e përgjithshme për dhënien e provimit të jurisprudencës, të ndryshohet në këtë mënyrë: "Provimit të jurisprudencës i nënshtrohen të gjithë personat të cilët kanë përfunduar fakultetin juridik". Ndërsa tek neni 3, i cili përcakton kushtet e veçanta për dhënien e provimit të jurisprudencës, duhet të ndryshohet paragrafi i parë i tij në këtë mënyrë: "Provimit të jurisprudencës kanë të drejtë t'i nënshtrohen të gjithë juristët, të cilët kanë bërë një vit praktikë në institucionet e drejtësisë, gjykata, prokurori dhe në zyrë të avokatit. Juristët të cilët janë duke i ndjekur studimet master në njërën nga fushat e së drejtës, kanë të drejtë të mbajnë praktikën njëvjeçare në njërin nga institucionet e lartpërmendura të drejtësisë, paralel me studimet master".

Ligji për provimin e jurisprudencës, si i tillë, është në kundërshtim edhe me parimet e drejtësisë, sepse favorizon një grup personash dhe diskriminon një masë të madhe kuadrosh të reja, të cilat për një të ardhme të afërt do të jenë shumicë në vend, në krahasim me ata me "reforma të vjetra, katërvjeçar" dhe ky ligj do të vazhdojë të shkaktojë më shumë probleme dhe paqartësi.

Përfundimisht, propozoj që ndryshimin më të nevojshëm që Ministria e Drejtësisë duhet ta iniciojë patjetër (nëse nuk i hyn punës për t'i ndryshuar nenet 2 dhe 3) është që të paktën, në kuadër të nenit 3, të propozojë edhe një paragraf të ri, ku iu njeh të drejtën të gjithëve atyre që diplomojnë në fakultet juridik, që ta kryejnë praktikën paralel me kryerjen e studimeve master. Kështu, kjo do të jetë edhe në shërbim të kombinimit të njohurive teorike me ato praktike dhe, me rastin e përfundimit të studimeve master në njërin nga drejtimet e fushës së drejtësisë, do të kenë mundësi t'i nënshtrohen provimit te jurisprudencës dhe të fitojnë të drejtën për të ushtruar veprimtarinë profesionale në fushën e të drejtës.

Dikur ka qenë i njohur parimi "më mirë një ligj i keq, se pa ligj fare". Tanimë është koha që ky parim të anashkalohet dhe të respektohet parimi "më mirë me ligj të mirë, sesa me ligj të keq…" ■

*(Autori është Asistent në Katedrën e shkencave Kushtetuese – Administrative në Fakultetin Juridik të Universitetit të Prishtinës)*



# HASAN BIN ALIU R.A. - KALIFI I PESTË 03-49H (624-671)

**"Sikur të shkoja gjurmëve të vrasjeve të individëve që i janë drejtuar Kibles, do të kisha filluar me vrasjen tënde, ndërsa unë të lashë që të merresh me pajtimin e umetit dhe parandalimin e gjakderdhjeve"**

**Muhamed J. KAJOLLI**

Historia ka vërtetuar se disa figura në shoqëri janë të pazëvendësueshme. Sikurse që ishte i pazëvendësueshëm për shoqërinë muslimane Muhamedi s.a.v.s., ashtu ishte pas tij edhe Aliu r.a. Për muslimanët, Muhamedi s.a.v.s. i përkiste metahistorisë. Edhe Aliu ishte shumë pranë këtij emërtimi për shkak të problemeve të shumta që kishte. Për këtë arsye, ishte e pamundur që pas Muhamedit s.a.v.s., të mos kishte trazira midis besimtarëve. Në fakt, muslimanët u treguan shumë të matur pas vdekjes së Muhamedit s.a.v.s., kur atë e zëvendësuan me njeriun më të përshtatshëm për kalif.

Trazira të mëdha shpërthyen me vdekjen e kalifit të tretë. Kështu ndodhi edhe me vdekjen e Aliut r.a. Djali i tij, Hasani, ishte figura më e parapëlqyer prej ithtarëve të Aliut r.a. për ta zëvendësuar atë. Bile, derisa ishte gjallë Aliu r.a., ata kishin kërkuar prej tij që ta emëronte Hasanin për kalif, por Aliu r.a. nuk e bëri një gjë të tillë, sepse nuk e kishte lënë traditë Muhamedi s.a.v.s. Aliu r.a. vërtet kishte lënë një zbrazëtirë të madhe. Urtësia e tij u shua me të, ndërsa elita muslimane ishte e papërgatitur që ta përballonte dinamikën e ndryshimeve politike dhe doktrinare.

Hasani ishte djali më i dashur për Muhamedin s.a.v.s. Ai i përket banorëve të xhenetit. *"Hasan dhe Husejn janë dy emra të banorëve të xhenetit. Arabët, gjatë kohës së injorancës, nuk i emëronin fëmijët me këso emrash"*(Hadith). Gjithashtu, një tjetër hadith thotë: *"Hasani është i imi, ndërsa Husejni i Aliut"* (Bidaje: 6/80). Kur ky djalosh u rrit, secili që e kishte parë Pejgamberin s.a.v.s. mendonte se ishte vetë ai. *"Askush nuk i përngjante Muhamedit s.a.v.s. më shumë se sa Hasani"* (Buhari). Një ditë derisa Muhamedi s.a.v.s. ishte duke ligjëruar në mimber, e kishte Hasanin në prehër dhe në kontest të fjalisë tha: *"Ky djalosh është një zotëri, shpresojmë që Allahu ta bëjë prej atyre që do t'i bashkojë dy grupe prej besimtarëve"*.[1] (Hadith)

## Hasani r.a. kalif

Meqë Hasani r.a. e meritonte postin e kalifit, dy ditë pas varrosjes së Aliut r.a., në xhaminë qendrore të Kufes, u ngrit Kajs Ibën Sead Ibën Ubadete[2] dhe ia shtriu dorën. Me këtë veprim, ai ia dha besën, duke i thënë se e njeh për kalif të muslimanëve. Pas tij filloi elita e vendit t'ia shtrijë dorën. Mirëpo Hasani iu tha të pranishmëve: "Do ta pranoja këtë post me një kusht, që *të betoheni në dëgjueshmëri dhe respekt, të luftoni me mua atë që do ta luftoj unë dhe t'i dorëzoheni atij që i dorëzohem unë*". Kur të pranishmit e dëgjuan këtë kusht, u frikësuan se mos do t'ia dorëzonte pushtetin Muaviut, të birit të Sufianit. Për pak kohë u ndal dhënia e betimit. Disa prej tyre shkuan te vëllai i tij, Husejni dhe kërkuan prej tij që ai ta pranonte postin e kalifit, sepse e njihnin si njeri të ngjashëm me vëllanë e tij, por ky, kurrë nuk do të bënte paqe me Muaviun. Husejni, edhe pse ishte kundërshtar i përbetuar i Muaviut, e refuzoi postin e kalifit për shkak të vëllait të tij Hasanit dhe iu dha përgjigjen e prerë: 'Nuk e pranoj kurrë postin e kalifit, derisa vëllai im është gjallë" (Dinuri: 163)

Meqenëse Husejni nuk pranoi, të gjithë sërish iu drejtuan Hasanit dhe ia dhanë besën se e njohin për kalif. Hasani mbajti aty një fjalim të gjatë dhe menjëherë pas mbarimit të fjalimit

të tij shkoi te vrasësi i babait të tij dhe pas një bisede (gjykimi) e mbyti Ibën Melxhemin. (Jakubi: 214)

## Dorëheqja e Hasanit r.a.

Hasani r.a., në parim, ishte kundër luftërave civile që zhvilloheshin në shtetin islam, mirëpo ai pranoi të bëhej kalif për arsye të "marrëveshjes" që synonte me Muaviun. Hasani r.a. e dinte fare mirë se Kajsi Ibën Sead ishte kundër mendimit të tij dhe duke qenë se kishte një post shumë të ndjeshëm dhe fjala e tij do të dëgjohej shumë, e zëvendësoi atë me Abdullah Ibën Abasin.[3]

Muaviu e njihte mentalitetin e Hasanit. Ai, gjithashtu, shpresonte në arritjen e paqes. Një ditë u nis në krye të gjashtëdhjetë mijë ushtarëve drejt Kufes. Hasani iu përgjigj atij duke nxjerrë dyzet mijë ushtarët e tij, që i ishin betuar babait të tij, Aliut r.a., se ishin të gatshëm të vdisnin për të ngritur fjalën e Allahut të Lartëmadhëruar. Hasani r.a. ishte prezent në këtë ushtri. Komandant të përgjithshëm kishte caktuar Abdullahun, ndërsa Kajsi ishte komandat i një pjese të ushtrisë prej dymbëdhjetë mijë ushtarësh. Dy ushtritë u takuan në vendin e quajtur Meskine, një vend afër kufirit me Irakun, pranë lumit Tigër.

Derisa ushtritë po përgatiteshin për të sulmuar njëra-tjetrën, në radhët e ushtrisë së Kajsit shpërthyen trazira dhe kalifi Hasan u informua se Kajsi ishte vrarë. Për Hasanin r.a. ky ishte rasti më i përshtatshëm që të jepte dorëheqje nga posti i kalifit dhe ta njihte Muaviun për kalif. Ai do ta shfrytëzonte këtë mosmarrëveshje dhe konflikt të ushtrisë së vet, duke ju thënë atyre se ata janë fara e mosmarrëveshjeve dhe konflikteve dhe se me ta nuk mund të vazhdohet më kështu.

Pa u hamendur fare, ai i shkroi një letër Muaviut në të cilën i tha se e njihte për kalif të mbarë muslimanëve, nëse ai do t'ia plotësonte disa kushte. Pasi e dërgoi letrën, ai e informoi vëllanë e tij, Husejnin dhe djalin e axhës së tij, Abdullah Ibën Xhaferin. Që të dy u zemëruan shumë, por Hasani iu përgjigj se ai ishte më i informuar se ata, se zgjedhja e tij ishte e drejtë dhe se ata do të duhej ta respektonin vendimin e tij.

Muaviu e mirëpriti këtë lajm dhe menjëherë i dërgoi përfaqësuesit e vet: Abdulla Ibën Amër dhe AbdurrRahman Ibën Semure Ibën Habib bin Abdushems dhe me vete u dha një letër të bardhë dhe vulën e tij personale. Me këtë veprim ia bëri të ditur Hasanit r.a. se ai ishte i gatshëm për një marrëveshje të tillë, ndërsa kushtet të cilat do t'i vendoste Hasani r.a. ishin të gjitha të pranuara. Muaviu kishte autorizuar përfaqësuesit e tij që t'i pranonin të gjitha kushtet e parashtruara nga Hasani. Për të qenë i bindur Hasani, ata do ta vulosnin letrën, të cilën ua kishte dhënë Muaviu, në prani të Hasanit. (Ibn Haldun:2/180)
Kushtet e parashtruara nga Hasani ishin këto:
*1. Amnisti të përgjithshme për të gjitha grupet në konflikt / 2. Pasuria shtetërore e Irakut të mos prekej[4] / 3. Të mos fyhej dhe poshtërohej babai i tij (Aliu r.a.) / 4. Pas vdekjes së tij, kalif të bëhej Hasani r.a.[5]*

Pas nënshkrimit të kësaj marrëveshjeje, Hasani r.a. i shkroi një letër komandantit të ushtrisë së udhëhequr nga Kajsi, i cili nuk ishte vrarë, për marrëveshjen në fjalë. Ky ishte një lajm shumë i hidhur për të dhe ai iu tha të pranishmëve: "Pajtoheni të hyni nën urdhrat e Imamit të humbur, ose të luftoni pa Imam. Turma u përgjigj, duam të hyjmë nën urdhrat e Imamit të humbur dhe kështu ia dhanë besën Muaviut, ndërsa Kajsi u largua prej tyre.

Ushtria e Hasanit kaloi menjëherë nën komandën e ushtrisë së Muaviut. Kështu dy kalifët u drejtuan së bashku drejt Kufes për ta përmbyllur ceremoninë e dorëzimit. Në qendër të qytetit, pas fjalimeve përshëndetëse të Hasanit dhe të Mauviut, u bë akti i dorëzimit, gjegjësisht të pranimit të postit të kalifit. Ky vendim u mirëprit nga shumica e muslimanëve në mbarë shtetin islam. Me pajtimin e dy grupeve të mëdha në konflikt mund të thuhet se Lufta e Parë Civile muslimane u përfundua.

## Kundërshtarët e këtij vendimi

Derisa Hasni r.a. kishte nxjerrë ushtrinë e tij kundër Muaviut, në radhët e kësaj ushtrie ishin futur edhe havarixhë, të cilët kishin thënë se ne i nënshtrohemi ushtrisë së Hasanit, sepse ky nuk ka qenë "kafir" si babai tij. Kur këta mësuan për marrëveshjen me Muaviun, një grup prej peseqind vetash u ndanë menjëherë nga kjo ushtri dhe u vendosën në periferi të Kufes.

Ai që nuk u pajtua me këtë vendim ishte edhe Sulejman bin Sard, një person shumë i njohur në mesin e irakianëve. Kur kishte ndodhur marrëveshja, ky njeri nuk kishte qenë prezent. Pasi ishte kthyer nga udhëtimi, me ta dëgjuar



lajmin, shkoi i zemëruar te Hasani dhe i tha: "Duhet ta zhbësh këtë marrëveshje, sepse është për t'u habitur. Logjika ime nuk e kupton dorëzimin tënd kur, përpara teje, janë mbi njëqindmijë ushtarë irakianë që presin të vdesin pas teje, plus përkrahësve të tu të tjerë që i ke në Basra dhe në Hixhaz ".[6] Hasani ia vërtetoi të gjitha ato që ai tha, por ai u mbrojt duke thënë se ai nuk dëshironte më luftë midis muslimanëve. Ai ishte për qetësi, mirëqenie dhe falje.

Pas orvatjeve të tij disaditore, ai i humbi përfundimisht shpresat se do të arrinte me të ndonjë gjë, prandaj iu drejtua Husejnit, i cili ishte gjithashtu i zemëruar me vëllanë e tij për dorëzimin e pushtetit. Mirëpo edhe ky nuk kishte asnjë alibi që t'i kundërvihej vendimit të vëllait të tij, edhe pse nuk ishte pajtuar me atë vendim.

Shumica dërmuese e muslimanëve ishin pajtuar me vendimin e Hasanit, edhe pse për momentin ai ishte një lajm i hidhur. Mirëpo, shikuar në perspektivë, ai ishte vendim shumë i qëlluar. Hasani përjetoi shumë fyerje nga radhët e shokëve të babait të tij dhe të muslimanëve në përgjithësi, por ai diti t'i kalojë ato me urtësi dhe durim. Për ta stabilizuar veten dhe familjen e tij, ai u kthye përfundimisht për të jetuar në Medinë. Atje gjeti qetësinë dhe prehjen përfundimtare në xhaminë e gjyshit të tij s.a.v.s.

Muaviu u përball me sfida të reja. Për ta stabilizuar vendin, ai e thirri në ndihmë Hasanin r.a., i cili tanimë i ishte drejtuar



Medinës. Ai kërkoi prej tij që t'i luftonin së bashku havarixhët[7] dhe kryengritësit, të cilët ishin përbetuar për hakmarrje. Ndërsa Hasani ia ktheu përgjigjen, duke i thënë: *"Sikur të shkoja gjurmëve të vrasjeve të individëve që i janë drejtuar Kibles, do të kisha filluar me vrasjen tënde, ndërsa unë të lashë që të merresh me pajtimin e umetit dhe parandalimin e gjakderdhjeve"*. (Ibn Ethir: 4/449)

## Vdekja e Hasanit

Hasani r.a. nuk jetoi shumë. Ai vdiq në moshën dyzet e shtatë vjeçare. Vdekja e hershme e tij ka bërë që të kemi të dhëna kundërthënëse rreth vdekjes së tij. Një version thotë se ai vdiq si pasojë e një helmimi që ia përgatiti gruaja e tij[8]. Një version tjetër thotë: Husejni e kishte pyetur se cili e bëri këtë helmim, që të hakmerrej menjëherë, mirëpo Hasani nuk i tregoi se si dhe nga kush ishte helmuar.

Nëse bazohemi në historinë e Dinurit, ai nuk e përmend fare helmimin e Hasanit. Në librin e tij 'El Imametu we Sijasetu', ai tregon për sëmundjen e tij të rëndë dhe për varrimin, por jo për helmimin e tij. Gjithashtu, edhe historiani dhe sociologu Ibën Halduni nuk sjell ndonjë detaj se Hasani r.a. ishte helmuar. Bile ai refuzon kategorikisht se helmimi ka ndodhur nga Muaviu ose nga djali tij, Jezidi.

Është e vështirë të argumentohet mënyra se si vdiq Hasani r.a., në veçanti kur kemi të bëjmë me të dhëna historike me argumente kundërthënëse. Mbase sot shkenca bashkëkohore ka mundësi ta argumentojë një gjë të tillë, gjithmonë nëse sigurohen për saktësinë e varrit të tij. Sidoqoftë, Hasani r.a. vdiq shumë i ri dhe vdekja e tij i hoqi të gjitha dilemat, nëse Hasani do të duhej ta zëvendësonte Mauviun, ose jo.

Pak para se të vdiste, Hasani kishte kërkuar prej vëllait të tij që atë ta varrosnin pranë gjyshit të tij, gjithmonë nëse nuk do të kishte mendime kundërthënëse që ai të bëhej shkaktar i përçarjeve. Kur Hasani ndërroi jetë, Husejni shkoi te gruaja e Pejgamberit s.a.v.s. dhe kërkoi nga Aishja r.a. që t'i jepte leje që atë ta varrosnin pranë gjyshit të tij s.a.v.s.

Ajo e lejoi pa asnjë mëdyshje, mirëpo një gjë e tillë nuk u finalizua për shkak të kundërshtimeve që u shkaktuan. Mervan bin Hakemi dhe një grup i madh i emevitëve e refuzuan një gjë të tillë, edhe pse prefekti i qytetit të Medinës, Seid Ibën As, nuk kishte kundërshtuar që ai të varrosej pranë gjyshit të tij. (Ibn Ethir: 4/480) Për të mos u bërë shkaktar i trazirave të reja, Hasani u varros në varrezat e Medinës, pranë nënës së tij Fatimes r.a.

## Kalifati do të qëndrojë 30 vjet

Çdo musliman beson bindshëm në Krijuesin e vet dhe në të dërguarin e Tij të fundit Muhamedin s.a.v.s. Për t'i përforcuar bindjet e besimtarëve edhe më shumë, Muhamedi s.a.v.s., herë pas here, paralajmëronte disa gjëra të cilat do të ndodhnin në një ardhme të afërt ose të largët. Kur ato ndodhin ashtu siç kishte paralajmëruar gjersa ishte gjallë ose pas vdekjes së Tij, besimtarët krenoheshin me pejgamberin e tyre, mu ashtu siç krenohemi ne sot me paralajmërimet e Kuranit dhe të Dërguarit të Allahut. Një rast, Muhamedi s.a.v.s. kishte paralajmëruar se kalifati nuk do të qëndronte më shumë se tridhjetë vjet.[9]

Meqë Muaviu ishte kalifi i parë, i cili e shndërroi kalifatin në kalif-mbret, atëherë shikuar realisht, vite të sundimit të kalifatit llogariten:

*1. Ebu Bekr r.a. 02 vjet e 3 muaj e 8 ditë / 2. Omer Ibën Hatab r.a. 10 vjet e 6 muaj e 4 ditë 3. Othman Ibën Afan r.a. 11 vjet e 11 muaj e 13 ditë / 4. Ali Ibën Ebi Talib r.a. 04 vjet e 9 muaj e 00 ditë 5. Hasan Ibën Ebi Ali r.a. 00 vjet e 6 muaj e pak ditë.*[10]

## Kush ishte Hasan bin Aliu?

Për këtë njeri zemërmadh është shkruar shumë, bile për të kemi edhe shumë hadithe të Pejgamberit s.a.v.s. Meqenëse ne nuk jemi duke përshkruar biografinë e këtij kalifi zemërgjerë, mendoj se do të ishte e mjaftueshme sikur ta mbyllja këtë nëntemë me cilësinë e tij prej një durimtari të madh.

"Mervani ishte emiri ynë. Ai për çdo namaz të xhumasë e shante Aliun r.a., ndërsa Hasani e dëgjonte dhe nuk i thoshte asgjë. Një ditë një njeri shkoi tek ai dhe i tha: Nuk mund të them asgjë për ty më shumë se sa të të them se je një mushkë. Si e duron këtë që thotë për babanë tënd? Kur dikush e pyet mushkën cili është babai yt, ai ju thotë se nënë e kam pelën. Hasani r.a. iu drejtua atij dhe i tha: 'Shko tek ai dhe thuaja këto fjalë, sepse unë asgjë nuk do të shlyej prej asaj që the'. Takimi im dhe i yti është tek Allahu, nëse ke të drejtë për këtë që the Allahu do të shpërblejë, e nëse ke gënjyer Allahu do të të hakmerret" (Sujuti: 190) ■

---

*1 Sujuti: faqe, 188 (Muhamedi s.a.v.s. ka paralajmëruar se Hasani do të bëhet shkaktar i bashkimit të dy grupeve të mëdha muslimanësh në konflikt. Dhe ashtu ndodhi kur ky njeri zemërgjerë dha dorëheqje nga posti i kalifit dhe e njohu Muaviun si të vetmin kalif. Ai nuk dëshironte që shteti islam të kishte dy kalifë).*
*2 Pak para se të vdiste Aliu, Kajsi ishte zgjedhur komandant i ushtrisë së Aliut, i cili për momentin drejtonte një ushtri prej dyzetmijë vetash, të cilët do të marshonin për në Azerbajxhan. Ndërsa disa historianë të tjerë thonë se Aliu r.a. po bënte përgatitje që ta nënshtronte Shamin.*
*3 Historianët e hershëm nuk janë të gjithë të pajtimit se ka ndodhur një zëvendësim i tillë, sepse Kajsi ishte prezent në fushëbetejën në të cilën u takuan dy ushtritë. Mirëpo, shumica e historianëve thonë se ai ishte zëvendëskomandant e jo komandant i kësaj ushtrie.*
*4 Shumë historianë sjellin edhe një fakt tjetër, se Muaviu do të kujdesej për shpenzimet vjetore të Hasanit. Mirëpo kjo nuk figuron në kushtet e Hasanit për të realizuar paqen.*
*5 Kushti i parë dhe i dytë është theksuar nga shumica e historianëve, ndërsa kushti i tretë dhe i katërt është theksuar vetëm nga disa historianë eminentë të historisë islame.*
*6 Dinuri ka përshkruar gjerësisht diskutimin e tij dhe të Hasanit r.a. 163*
*7 Sulmet e havarixhëve i ngjasojnë akteve terroriste të kohëve tona.*
*8 Xheade bint Eshath bin Kajs El Kindi, ishte ajo e cila e kishte bërë këtë veprimn në marrëveshje me Jezid Ibën Muavien, i cili i kishte premtuar 100 mijë dërhem dhe martesë me të. Pas helmimit Jezidi i dërgoi asaj paratë, ndërsa për martesën i tha: 'si të martohem me një grua që e helmon burrin e saj?' (Sujuti: 192) Në një version tjetër thuhet se Muaviu i kishte premtuar paratë dhe martesë me djalin e tij. Kur ia dërgoi paratë, i kishte shkruar edhe një letër në të cilën i thuhej: 'Ne e duam jetën e Jezidit, sikur të mos ishte kjo dashuri do ta plotësoja premtimin tim të martesës...'(Muruxh el dheheb we Meadin el Xhewher (1-2/646),*
*9 Kjo thënie e Pejgamberit s.a.v.s. është shkruar nëpër shumë libra të hadítheve dhe të historianëve.*
*10 Për të dhënat e datave të kalifëve kam shfrytëzuar të dhënat e gjeneralit shqiptar të ushtrisë egjiptiane Muhtar Pashës dhe të disa historianëve eminentë të historisë islame.*

# Rëndësia e arkivit tek osma

**Mr. Agron ISLAMI**

Meqë Perandoria Osmane ishte një formacion politik me interesa botërore, ajo nuk do ta kishte të mundur të mbahej gjatë në jetë pa pasur një sistem shumë efikas; e për pasojë, ajo la pas vete një fond shumë të madh dokumentacioni, i cili tani është lënda e parë për hulumtuesin, i cili dëshiron të mësojë të vërtetat e shekujve të kaluar, ose thënë troç historinë 550 vjeçare të asaj periudhe.

Edhe pse shkrimet e shkruara shqipe u gjetën mjaft vonë, defterët osmanë e në veçanti defterët Tahrir (Tahrir Defterleri) na ofrojnë argumente mbi toponimet shqiptare që janë më të hershme se Meshari i Gjon Buzukut dhe librat e tjerë të shkruar në gjuhën shqipe e që janë të një rëndësie të veçantë për studimin e gjuhës shqipe, në të njëjtën kohë na ofrojnë edhe një dëshmi më shumë për autoktoninë shqiptaro-ilire në Ballkan.

Pra, leximi dhe studimi i këtyre dokumenteve, gjegjësisht i defterëve, ofron njohuri të detajizuara për popullin dhe të kaluarën tonë pesëshekullore. Kur them të detajizuar kam parasysh faktin se administrata e letrave-dokumenteve osmane është mjaft moderne, madje mund të thuhet se nuk dallon fare nga administratat bashkëkohore, ku çdo dokument është i shkruar në detaje dhe në fund, medoemos, mban datën dhe vendin e lëshimit. Në lidhje me këtë duhet theksuar se në një pjesë të mirë të dokumenteve osmane, kur bëhet përshkrimi i një të akuzuari ose i një rasti të ngjashëm, ajo që bie në sy është se jepen edhe tiparet e dukjes së tij, p.sh. detajet për gjatësinë, ngjyra e syve, hunda e gjatë, e shkurtër dhe gjëra të ngjashme.

Arkivat e Stambollit dhe të Turqisë tani janë të njohura për pasurinë e dokumenteve të trashëguara nga Perandoria Osmane. Andaj e kaluara, ose të vërtetat historike, e më se 19 shteteve arabe, 12 ballkanike e evropiane dhe 3 kaukaziane, është e lidhur ngushtë me hulumtimin dhe hulumtuesin e arkivave të Turqisë.

Sot, arkivat turke, e në veçanti ajo në Stamboll e njohur si "Başbakanlık Osmanlı Arşivi", frekuentohen nga hulumtues nga e gjithë bota dhe qëllim i vetëm është njohja me ngjarjet historike gjatë periudhës pesëshekullore të Perandorisë Osmane.



Në këtë punim modest do të paraqes fakte mbi rëndësinë që kishte arkivi dhe arkivimi i dokumentacionit tek osmanlinjtë dhe do të jap njohuri të shkurtra për disa nga defterët dhe dokumentet e rëndësishme që gjenden në arkivin e Stambollit, e që janë shumë të rëndësishme për hulumtuesin shqiptarë.

Perandoria Osmane i jepte shumë rëndësi çështjes së ruajtjes së dokumentacionit, e në veçanti atij diplomatik. Në lidhje me këtë ekziston një ferman i lëshuar nga Sulltan Mustafa III (1757-1774), ku ai kërkonte që defterët të ruheshin në arka të veçanta dhe nëse eventualisht humbiste ose dëmtohej vetëm një fletë e vetme, përgjegjësi do të dënohej.

Ndërsa gjatë sundimit të Sulltan Abdulmexhidit (1839-1861), për herë të parë, ndërtesa ku ruheshin dokumentet dhe letrat e rëndësishme u emërtua "Hazîne-i Evrâk - Thesar i letrave-dokumenteve", kurse mbikëqyrësi e këtyre letrave u quajt "Hazîne-i evrâk Nâzırı - Ministër i thesarit të letrave".

Se sa i kushtohej rëndësi ruajtjes së dokumenteve dhe letrave në Perandorinë Osmane mund të shihet edhe me rastin e Luftës së Parë Botërore, kur, në fillim të vitit 1915, u dërguan nga Stambolli për në qytetin e Konjas më se 208 arka të mbushura me dokumente të rëndësishme, për shkak se aso kohe qyteti i Konjas ishte me i sigurt sesa Stambolli. Në këtë rast, nga i pari i Konjës u kërkua që këto arka të ruheshin me një kujdes të shtuar nga zjarret e mundshme. Në të njëjtën kohë u dha urdhër që të mos tentohej për hapjen e tyre nga askush. Pas një viti, atëherë kur gjendja në Stamboll ishte e qetë dhe nuk kanosej rrezik nga jashtë, këto arka u dërguan me tren prapë në Stamboll.

Në fillim të shek. XIV kemi edhe defterët e parë të shkruar në Perandorin Osmane. P.sh. ndër defterët më të vjetër është ai i regjistrimit të tokës, i cili mban vitin 835 H. (1432 M.), ndërsa në shek. XVI kemi defterët e shkruar nga këshilli i Divan-i Humayun si: Myhimme, ryûs, tahvîl, Muhesebe, mukatta', rüznamçe, dhe te ngjashme. Ndërsa nga shek. XVII shohim edhe defterët e ankesave dhe defterë të fushave të tjera. Numri i llojeve të tyre, vetëm në arkivin e Stambollit, është përafërsisht rreth 300.000. Duhet pasur parasysh se këtu nuk janë futur edhe defterët e shkruara nga ana e kadinjëve, që gjenden nëpër krahina të njohura si Kaza.

## Disa nga llojet e defterëve osmanë

Me fjalën defter nënkuptojmë fletoret ose regjistrat ku shkruheshin të gjitha ngjarjet e rëndësishme ditore, javore e vjetore të Perandorisë. Defteri Osman për nga forma i ngjante fletores së sotme. Ai ishte i madhësisë së fletës A3, thyhej në mes, saqë i mundësonte eminit ose kadiut që ta fuste atë në xhepin e xhybes - mantelit të tij.

Ashtu siç u tha edhe më lart, llojet e defterëve janë të shumta dhe nga më të ndryshmet. Në ta përfshihen të gjitha fushat e jetës, siç janë: defterët e marrëveshjeve me shtete të ndryshme, defterët e rrogave, e lejekalimeve të anijeve nëpër limane, e tatimeve, e regjistrimit të popullatës, e kishave dhe manastireve, e doganave dhe shumë të tjera të cilat nuk do i përmendim.

## Defterët Tahrir – Tahrîr Defterleri

Pas marrjes nën kontroll të një vendi, pushteti instalonte sistemin qeverisës në atë vend. Puna e parë që bëhej ishte dërgimi i një zyrtari, i cili quhej emin, e që kishte për detyrë të bënte regjistri-

# nlinjtë dhe defterët osmanë

min dhe të ardhurat e popullatës në fjalë. Kështu veprohej në çdo sanxhak (krahinë). Për shkak të shtimit (natalitetit) të popullsisë, regjistrimi i popullatës bëhej çdo 10-20 ose 30 vite.

Është me rëndësi të theksohet se defteri më i vjetër i tahririt është ai i vitit 835, sipas kalendarit musliman ose i hixhretit (1432 sipas kalendarit gregorian), i cili i dedikohet regjistrimit të popullatës së Shqipërisë.

Hulumtimi i këtyre defterëve na mundëson që të njihemi saktë me toponimin, demografinë, jetën sociale dhe të ardhurat bazë të asaj popullate për të cilën bëhet fjalë.

### Defterët Myhimme – Mühimme Defterleri

Në këta defterë janë të ruajtura të gjitha vendimet e marra në mbledhjet ose seancat e Divanit Osman, mbledhje këto në të cilat merrte pjesë burokracia më e lartë e Perandorisë.

Në arkiv gjenden më se 266 defterë të këtij lloji. Nga këta defterë mund të njihemi me gjendjen politike, ekonomike, kulturore, sociale, e në veçanti me mënyrën e funksionimit të administratës osmane në periudha të caktuara.

### Defteret Ajnijat - Ayniyât Defterleri

Në këta defterë janë të ruajtura të gjitha shkresat e dala nga kryeministria (Sadriazmallëku). Defterët janë të ndarë sipas temave dhe numri i tyre është më se 1717. Hulumtimi i tyre na mundëson të njihemi me politikën e brendshme dhe të jashtme të politikave kryeministrore osmane.

### Defteret Temettuat – Temettuât Defterleri

Defterët Temettuat, i dedikohen tatimit vjetor që paguante klasa e tregtarëve dhe zejtarëve. Në këta defterë është regjistruar e gjithë pasuria e qytetarëve osmanë nëpër fshatra dhe qytete, duke përfshirë, arat, bagëtitë, prodhimtarinë e të ngjashme.

Edhe hulumtimi i këtij lloji të defterëve na mundëson të njihemi me bujqësinë dhe zhvillimin ekonomik nëpër periudha të caktuara.

### Defterët e Xhizje-s – Cizye Defterleri

Xhizja ishte një tatim që merrej nga çdo mashkull jomusliman. Me dhënien e këtij tatimi, Perandoria, komunitetin jomusliman veç sigurimit të jetëve dhe pasurive të tyre, i lironte nga pjesëmarrja nëpër luftërat e Perandorisë, gjë që për komunitetin musliman (që nuk ishin të obliguar me xhizje) ishte e obligueshme.

### Sherijet (Regjistrat e Kadiut) – er'iyye sicilleri

Şer'iyye sicilleri janë regjistrat që janë shkruar nga ana e kadiut osman, që njëherësh ishte edhe përfaqësues i Kazasë, që aludon në kryetarin e komunës së sotme.

Kadiu osman drejtonte të gjitha çështjet e juridiksionit islam në Kaza, që nënkupton se mbikëqyrte dhe merrte vendime për të gjitha mosmarrëveshjet e mundshme mes qytetarëve. Ai mbikëqyrte edhe kontratat në shitblerje, bënte kurorëzime, ruante pasurinë e fëmijëve që mbeteshin pa prindër në moshë të re e kur ata arrinin moshën e pjekurisë ua ndante pasurinë në pjesë të barabarta, përkujdesej për çmimet e artikujve në tregje, etj.

Ajo që i jep edhe më shumë vlerë hulumtimit të defterëve të kadiut është se në këta defterë janë të regjistruar edhe fermanet, buyuruldut, beratet, tezkiret, fetfat dhe urdhrat e kërkesat që vinin nga klasa burokratike osmane që i dedikoheshin popullit (ligjet mbi ndalimin e shitjes së alkoolit, duhanit etj.) dhe klasës udhëheqëse në atë Kaza.

Kadiu ishte i obliguar që të raportonte në qendër (Stamboll) për kushtet klimatike dhe, si rrjedhojë, nga këta regjistra mund ta dimë saktë se kur ka rënë bora e parë në një Kaza të caktuar, kur ka pasur djegie nga zjarri. Në të njëjtën kohë janë të ruajtura edhe informatat mbi kuadrot e reja të angazhuara në atë Kaza.

Pra, për të shkruar historinë e detajizuar të qytetit osman, burimi i parë që duhet marrw parasysh, padyshim, se janë regjistrat e kadiut osman, e që fatkeqësisht sherijet ose regjistrat e kadinjve të Kosovës deri më tani nuk dimë se ku ruhen.

### Defteret Tanzimat-i Hayriyye – Tanzimat-i Hayriyye Defterleri

Janë defterët e ruajtura pas vitit të reformës së vitit 1839 (3 nëntor). Temat e këtyre defterëve kanë të bëjnë me reformën ekonomike mes viteve 1840-1858 në Anadoll dhe Ballkan (Rumeli).

### Defteret Sicill-i Ahvâl - Sicill-i Ahvâl Defterleri

Këta defterë janë shkruar gjatë sulltanatit të Abdulhamitit të dytë, respektivisht në vitin 1878. Në këta defterë



mund të hulumtohen biografitë e shkurtra të 92.000 punëtorëve në administratën e drejtësisë dhe ekonomisë, mes viteve 1879-1909. Këtu mund të njihemi me emrin mbiemrin, emrin e babait, sojin, ditën e fillimit të punës, gjendjen e arsimimit, sukseset dhe përkatësinë fetare të të punësuarit.

## Gazetat

Pa dyshim se në hulumtimin e periudhave të caktuara një rol të rëndësishëm luan edhe hulumtimi i shtypit ditor.

Në Perandorinë Osmane shtypi mori hov gatë sundimit të Mahmudit II (1808-1839). Ndërsa më 1 nëntor të vitit 1831 kemi edhe gazetën e parë zyrtare të Perandorisë të quajtur *Takvim-i vekayi* (Kalendari i ndodhive), e cila në vitin 1922 merr emrin *Ceride-i Resmiye* (defter-fletore zyrtare), ndërsa në vitin 1928 merr emrin; *T. C. Resmi Gazete* (Gazeta zyrtare e Republikës së Turqisë). Vetë emri i gazetës, si një organ i Perandorisë dhe shtetit të ri turk, na mundëson që të njihemi me reformat shtetërore dhe periudhën e tranzicionit nga Perandoria në shtet parlamentar.

Në këtë periudhë kemi edhe gazetat private, p.sh. në vitet 1840-1864 kemi gazetën *Ceride-i Havadis* (Fletore e ngjarjeve), të cilën e botonte William Churchill. Pastaj, 1860-1866; *Tercüman-ı Ahvâl* (Përkthimi i ngjarjeve), botuar nga Agah Efendiu. 1862-1870 *Tasvir-i Efkâr* (Përfytyrim Mendimesh), botuar nga Shinasi Efendiu. Po ashtu kemi edhe gazetat e botuara nga Këshilli i Osmanlinjve të rinj si: *Muhbir* (1867-1869), botuar në Londër, *Ulûm* (1869), Paris, *Hürriyet* (1868-1870), Londër, *İnkılâb* (1870-187l), Gjenevë dhe gazeta *İbret* (1870-1873).

Ndërkaq gjatë viteve 1876-1908 që njëherësh është e njohur si periudha e Meshrutijetit të parë, kemi gazetën Sabah (1875-1922), pastaj *Tercüman-ı Hakikat* (1878-1920), botuar nga Ahmet Mithat Efendiu, *İkdam Gazetesi* (1894-1926), botuar nga Ahmed Cevdet Efendiu.

## Salnamet

Salnamet, ose Vjetarët, përmbajnë të dhëna njëvjeçare në fusha të ndryshme si: administratë, biografi, shkencë, ekonomi, kulturë etj.

Në terminologjinë osmane janë të njohura si “Salnâme-i Devlet-i Aliyye-i Osmaniyye”. Me kërkesën e Mustafa Reshid Pashës, në vitin 1874, nga ana e Ahmet Vefik Pashës dhe ndihmësve të tij, Abdullah Efendi Zade dhe Ahmed Cevdet Pasha, u përgatit Salnameja e parë, po me emrin e lartpërmendur. Në fillim Salnameja kishte afërsisht 100 faqe, por me kalimin e kohës ajo ndryshoi për nga madhësia dhe numri i faqeve arriti deri në 1000. Është botuar



përplot 75 vite rresht (1847-1922).

Ndërsa në vitet e mëvonshme kemi Salnamet e Vilajeteve. Salnameja e vilajetit të Bosnjës u botua më 1866 dhe është ndër të parat e këtij lloji dhe e fundit është ajo e Sanxhakut të Mustakil Bolu-s, e vitit 1918. Në Salnamet e Vilajeteve përshkruhet në mënyrë të detajizuar administrata e vilajetit, listat e punëtorëve, emrat e vendeve, gjendja ekonomike, demografia, shkollat, bibliotekat dhe shumë njohuri të rëndësishme për hulumtuesin.

Gjuha e Salnameve ishte turqisht-arabisht, turqisht-rumanisht, turqisht-boshnjakisht, por kishte edhe vetëm në gjuhën arabe. Ndër Salnametë, më e pasura për nga njohuritë është ajo e Selanikut.

*Salnâme-i Askerî:* është botuar përplot 14 herë dhe përmban informata mbi organizimin e ushtrisë, postet, përgjegjësitë, listën e emrave, etj.

Ndërsa në Salnamenë e vitit 1872, e quajtur *“Rasathâne-i Amire Salnâmesi”*, mund të gjejmë të dhëna mbi kalendarët, detarinë, ndryshimet kohore dhe sistemin metrik.

*Ilmiye Salnamesi:* është botuar më 1916 dhe në të gjejmë të dhënat mbi klasën e shkolluar, dijetarët islamw dhe fetfatë e tyre.

*Rüsûmât Salnâmesi*: është botuar më 1914, nga ana e përfaqësisë së doganës dhe na jep të dhëna mbi historikun e doganës osmane, organizimin dhe të ardhurat vjetore të saj, punëtorët etj.

*Salnâme-i Nezâret-i Maarif-i Umumiye:* është botuar në mes viteve 1898-1903. Na jep të dhëna mbi historikun e ministrisë së arsimit, ministrat, punëtorët, mësuesit, shkollat, bibliotekat etj.

*Salnâme-i Nezâret-i Umûr-ı Hariciyye:* është botuar mes viteve 1885-1902. Na jep të dhëna mbi historikun dhe funksionimin e ministrisë së jashtme, ministrat e jashtëm, ambasadat dhe ambasadorët, etj.

Hulumtimi dhe studimi i defterëve dhe dokumenteve të tjera të administratës osmane është burim shumë i rëndësishëm i shkencave shoqërore, para së gjithash, këto dokumente të shkruara na mundësojnë të njihemi me të kaluarën tonë historike, gjë që është njëra ndër temat më me interes për historinë dhe historianin shqiptar. Po ashtu, pasuria e emrave të vendeve dhe njerëzve që gjenden në këto dokumente janë të një rëndësie të veçantë për kulturën, gjuhën, gjeografinë, etnologjinë, topografinë dhe albanologjinë shqiptare.

Me një fjalë, hulumtimi i thesarit të fshehur mbrapa çdo shkronje osmane është edhe një fakt më shumë për historinë e popullit shqiptar, popull i cili gjatë gjithë historisë së tij kontribuoi dhe bëri përpjekje për ta dëshmuar veten, por fatkeqësisht, kjo e vërtetë edhe sot sikur heshtet nga shkenca dhe shkencëtarët. ■

Intervistë me regjisorin Ilirjan Himaj

# "In Memoriam" filmi që i rrëmbeu pesë çmimet kryesore

**Besime RRUSTEMI**

Me rastin e përvjetorit të viktimave të sulmit në kullat binjake në New York , "Prishtina Film" dhe "Nine Eleven Production", organizuan festivalin e filmit të metrazhit të shkurtër, i cili u mbajt më 08 deri 11 shtator 2010. "In memoriam" pasqyron ngjarjen e 11 shtatorit, konkretisht sulmin ndaj kullave binjake në New York. Filmi në fjalë, konkurrent në mesin e shtatëmbëdhjetë filmave të tjerë, fitoi gjithsej pesë çmime, si: çmimin kryesor "Filmi më i mirë i festivalit" që shkon për Nine Eleven Production, çmimin për muzikën më të mirë që e mori Trimor Dhomi, çmimin për fotografinë më të mirë që e mori Latif Hasolli, çmimin për skenarin më të mirë dhe regjinë më të mirë që i meritoi Ilirjan Himaj.

Përmes Revistës "Paqja" ju sjellim intervistën e zhvilluar me fituesin e pesë çmimeve, skenaristin e filmit "In memoriam", z. Ilirjan Himaj.

**PAQJA:** ***Z. Hilaj, është hera e dytë që ju jeni fitues i çmimeve në festivalin e filmit të metrazhit të shkurtër "Nine Eleven", por kësaj here fitues i pesëfishtë. Si e përshkruani fitoren?***

**I. HIMAJ:** E vërteta është se kam qenë disa herë pjesë e festivalit të metrazhit të shkurtër. E fillova qysh para tre vitesh pjesëmarrjen, ndërsa vitin e kaluar isha pjesë e konkurrentëve në edicionin e gjashtë të festivalit të filmit të metrazhit të shkurtër "Nine Eleven". Aty u prezantova me filmin "Matanë lumit" i cili mori çmimin si "Filmi më i mirë", shpërblimi i radhës ishte në "SWI-KOS film festival" në Basel-Zvicër.

Aty morëm gjithashtu çmimin si Filmi më i mirë dhe fotografia më e mirë. Ndërsa në "Skena UP students film festival", morëm çmimin special nga juria ndërkombëtare. Ndërsa këtë vit është hera e dytë që garojmë në festivalin "Nine Eleven Film Festival" dhe u prezantuam me filmin që ishte premierë e këtij festivali. Filmi mban titullin " In memoriam". Është film i metrazhit të shkurtër, organizuar për nder të përkujtimit të viktimave të 11 shtatorit në sulmin e kullave binjake në New York.

**PAQJA:** ***Puna juaj u shpërblye mjaft mirë në festivalin "Nine Eleven". Kush janë meritorët e këtyre shpërblimeve?***

**I. HIMAJ:** Shpërblimi erdhi si rezultat i angazhimit të këtij grupi bashkëpunëtorësh: Organizator - Berat Keqekolla, Drejtor fotografie - Latif Hasolli, Kompozitor – Trimor Dhomi, Ndriçimi – Besnik Hasolli, Toni – Sazan Kuçi , Skenografia – Diamant Himaj, Kostumografia – Albulena Borovci, Montazh – Latif Hasolli .

Ndërsa interpretues në shfaqje janë: Albin Bajraktari, Ida Ademi, Selman Lokaj, Avdullah Gjikokaj, Agron Shala, Selatin Ademi, Egzona Ademi dhe Shirin Morina.

**PAQJA :** ***Për lexuesit tanë, të cilët ende nuk kanë pasur rastin të shohin filmin "In memoriam", a mund të na e përshkruani ngjarjen në pika të shkurtra?***

**I. HIMAJ:** Arsyeja e organizimit të këtij filmi është shënimi i përvjetorit të sulmit të kullave binjake në New York. Dy personazhet kryesorë të filmit janë fëmijë.

Filmi ka të bëjë me mungesën e kujdesit ndaj një fëmije të traumatizuar, për shkak të humbjes së familjes nga zjarri. E vetmja formë që atij ia përkujton familjen e vet është zjarri. Ky zjarr tërheq vëmendjen e vajzës moshatare, e cila bëhet viktimë e zjarrit të ndezur nga djali.

**PAQJA:** ***Festivali i filmit "Nine Eleven" organizohet çdo vit. A jeni të kënaqur me pjesëmarrjen e artdashësve?***

**I. HIMAJ:** Megjithëse ishte festa e Bajramit, po ato ditë që shfaqeshin filmat, shikuesit dhe artdashësit nuk munguan në pjesëmarrje. Salla e teatrit ishte plot, madje shpeshherë uleset ishin të pamjaftueshme. Kjo pyetje më përkujton dhe më bind se "Nine Eleven Film Fest " ka shikueshmërinë më të madhe nga të




gjitha festivalet e tjera që organizohen në Kosovë.

**PAQJA:** ***Si ju pritën artdashësit në prezantimin tuaj ?***

**I. HIMAJ:** Meqë isha fitues i vitit të kaluar shihej qartë interesimi nga ana e tyre se me çfarë do të prezantohesha këtë vit. Me një fjalë, filmi u prit shumë mirë. Flas për shikuesit të cilët ishin pjesëmarrës të festivalit, duke mos kontestuar edhe anëtarët e jurisë, të cilët e vlerësuan mjaft lart këtë film.

**PAQJA:** ***Cili është mendimi juaj për të shtatëmbëdhjetë filmat konkurrentë ?***

**I. HIMAJ:** Mendoj se ka pasur një konkurrencë të denjë dhe filma me tema te ndryshme, gjë që krijoi edhe një laramani në këtë edicion të "Nine eleven"-it.

**PAQJA:** ***Adresuat më herët një koment në emër të jurisë. Nga kush përbëhej kjo juri në ndarjen e çmimeve?***

**I. HIMAJ:** Juria përbëhej nga: Mark Lucaj - regjisor, Andamion Murataj - regjisor, Bashkim Hasani - fotograf, Zymber Kelmendi - skenarist, Beata Dzon.

Nuk mendoj se kam autoritetin që të gjykoj punën e një jurie profesionale siç ishte kjo, por nga ajo që u pa, mendoj se juria ishte mjaft transparente.

**PAQJA:** ***Është përfolur dhe është shkruar shumë për parregullsi gjatë ndarjes së çmimeve. Cili është mendimi juaj për këtë?***

**I. HIMAJ:** Kam dëgjuar për parregullsi të këtij lloji, ndoshta edhe kanë ndodhur, por ne duhet të bëhemi fare të sinqertë me vetveten. Secili autor, që pranon të jetë pjesë e konkurrencës në një festival, duhet të mendojë fitoren dhe humbjen, për arsye se është e pamundur të fitojmë të gjithë.

**PAQJA:** ***Flitet që është hera e parë që dikush fiton dy vite radhazi, madje numri i çmimeve të fituara ka qenë maksimumi tre, ndërsa ju jeni fitues i pesëfishtë. Ç'mund të na thoni për këtë ?***

**I. HIMAJ:** Edhe unë kam dëgjuar se thuhet se është hera e parë që dikush fiton dy vite radhazi. Pos kësaj, ne ishim fitues të këtij edicioni me gjithsej pesë çmime, si: çmimin kryesor "Filmi më i mirë i festivalit" që shkon për Nine Eleven Production, çmimin për muzikën më të mirë që e mori Trimor Dhomi, çmimin për fotografinë më të mirë që e mori Latif Hasolli, çmimin për skenarin më të mirë dhe regjinë më të mirë që i meritoi Ilirjan Himaj.

**PAQJA:** ***Të jesh fitues i pesë çmimeve do të thotë të ndiesh një peshë të madhe. A mund të na përshkruani ndjenjën që ju shoqëroi në ato momente?***

**I. HIMAJ:** Në fillim të mbrëmjes, çdo gjë më dukej si një reprizë e vitit të kaluar, mirëpo çdo çast emocionet ishin gjithnjë e më të mëdha. Çdo çmim ishte një dyfishim i emocioneve. Kur përfundoi ndarja e çmimeve, emocionet ishin akoma edhe më të mëdha. Ndjenja më e bukur ishte, mendoj, atëherë kur u shpërblye edhe dëshira e publikut. Gjithashtu, u shpërblye secili që ishte pjesë e filmit.

**PAQJA:** ***Z. Himaj, duke iu përgëzuar për fitoren që arritët, ju urojmë suksese dhe ju japim mundësi që të shtoni diçka rreth planeve tuaja për të ardhmen.***

**I. HIMAJ :** - Po, me të vërtetë, ka qenë një kënaqësi puna me të gjithë që kanë kontribuar në filmin "In memoriam". Me disa prej tyre kam punuar edhe në projekte të mëhershme. Kënaqësia më e madhe kanë qenë dy aktorët e vegjël Albini dhe Ida, për të cilët shpresoj dhe besoj se do të kenë një të ardhme të mirë në fushën e aktrimit. Sa ju përket planeve, unë tani jam në vitin e katërt të studimeve në Universitetin e Prishtinës, në degën e regjisë së filmit. Shpresoj ta përfundoj me sukses fazën e studimeve dhe të mendoj për film të metrazhit të gjatë. ■

# BARDHYL LONDO Ë




**Vjollca DRESHI**

Në edicionin e katërt të Festivalit të Poezisë 'Balcanica', i mbajtur në qytetin Port, në Brailas të Rumanisë, për dy ditë e net rresht, në këtë qytet është recituar poezia shqipe.

Çmimet e festivalit ishin për pjesëmarrësit nga Shqipëria, Kosova dhe Bukureshti.

Ndërsa çmimin "Balcanica për poezi" e mori poeti Bardhyl Londo dhe rumuni Adrian Alui Gheorghe; çmimet "Balcanica për përkthim" iu dhanë përkthyesit Marius Dobrescu dhe Baki Ymerit. Poetja rumune Ileana Malancioiu u shpërblye me çmimin "Balcanica" për gjithë veprimtarinë. Braila ishte qyteti ku në kohën e Rilindjes Kombëtare u projektua ideja kombëtare dhe pikërisht Abetarja e Naum Veqilarxhit do të bëhej mikpritësja e vargut poetik shqiptar. Në festivalin "Balcanica" përveç poetëve rumunë morën pjesë edhe poetët shqiptarë: Bardhyl Londo, Ermir Nika, Sali Bashota, Visar Zhiti dhe Skënder Rusi nga Shqipëria, Basri Capriqi nga Kosova, si dhe Baki Ymeri nga Bukureshti, poezitë e të

# ËSHTË SHPALLUR FITUESI I ÇMIMIT "BALCANICA"




cilëve u recituan në të dy gjuhët, shqip dhe rumanisht.

Gjatë festivalit u mbajtën disa ligjërata kushtuar letërsisë shqipe dhe asaj rumune, të cilat e bënë më dinamike duke ravijëzuar edhe gjeografinë shpirtërore të shqiptarëve. Dr. Luan Topçiu, i ngarkuari me punë i Ambasadës Shqiptare në Bukuresht, paraqiti kumtesën 'Letërsia shqipe në hapësirën ballkanike', ndërsa Sami Piraj, Drejtor i Departamentit të Kulturës në Ministrisë e Kulturës në Kosovë, paraqiti kumtesën 'Veprimtaria e institucioneve kulturore në Kosovë'. Në këtë festival, shkrimtari dhe përkthyesi Marius Dobrescu, i cili është nderuar edhe si përkthyesi më i mirë i veprës shqiptare në gjuhë të huaj, foli për figurën e Naum Veqilarxhit në kontekstin e Rilindjes Kombëtare Shqiptare.

Gjatë dy ditëve të festivalit, grupi "Serenada" i Lidhjes së Shqiptarëve të Rumanisë, këndoi për të pranishmit muzikë qytetare nga jugu i Shqipërisë.

Edicionet e mëparshme të këtij tubimi ndërkombëtar u janë kushtuar poezisë bullgare, serbe dhe asaj maqedonase. Ndërsa këtë vit, Marius Dobrescu thotë se ky tubim iu kushtua poezisë shqipe. Gjatë këtyre ditëve u promovua antologjia e festivalit "Balcanica", me autorë: Sali Bashota, Visar Zhiti, Rodian Dragoi, Basri Çapriqi, Adrian Alui Gheorghe, Bardhyl Londo, Victoria Milescu, Ermir Nika, Horia Zileru, Skënder Rusi, autorë të cilët u konsideruan dhe pretendentët e çmimit të madh "Balcanica".

Poezitë në rumanisht u përkthyen nga Marius Dobrescu, Luan Topçiu dhe Baki Ymeri. Për nder të festivalit, në mjediset e Bibliotekës së Qarkut Braila, u inaugurua një ekspozitë me dokumente të panjohura të Naum Veqilharxhit, iluministit dhe një nga ideologët e parë të Rilindjes Kombëtare Shqiptare, autori që hartoi abetaren e parë shqipe në Brailë, në vitet 1844/1845. Evenimenti u pasqyrua gjerësisht nga mediat vendase, televizionet, radiot dhe shtypi i shkruar. Shtypi dhe kritika rumune theksuan faktin se vlerat e poezisë shqipe dhe veprimtaritë e zhvilluara gjatë këtyre ditëve dëshmuan një nivel të admirueshëm të poezisë shqipe. Madje vlerat e lirikës shqipe zgjuan kureshtje dhe u pritën me një interesim të jashtëzakonshëm si nga poetët dhe kritikët rumunë, ashtu edhe nga publiku i pranishëm gjatë recitimeve dhe bisedave.



# THYERJA E MURIT

**Imer TOPANICA**

Zhurma e motorit të automobilit, pluhuri që futej nga dritaret gjysmë të hapura dhe biseda e kotë e disa udhëtarëve, nuk më patën penguar të përjetoja një 'katarsis' dhe të impresionohesha nga ideja për të cilën fliste filmi, për skenarin e të cilit më fliste bashkudhëtari im. Muaj më vonë, pata rastin ta shoh si premierë në një festival të filmave të shkurtër.

*"MURI"* u shfaq në natën e dytë të Festivalit *"NINE ELEVEN", me producent Blerim Gjocin*, me skenar të *Naser Shatrollit, me regji të Gazmend Nelës, me muzikë të Trimor Dhomit, me kostumet nga Leonora Mehmeti, me skenografi të Artan Hasanit, me ass. skenografie Kushtrim Sejdiun, me montazh të Arben Shalës, toni dhe miksazhi i zërit nga Gëzim Berisha, me Drejtor të Fotografisë Sevdie Kastratin.* Pas emrave të personazheve fshiheshin emrat e aktorëve *Xhelal Haliti* (në rolin e *Ylberit* ), *Ilir Prapashtica* (në rolin e *Limonit*, kryetarit të katundit), *Auritë Agushi* (*Flaka*, e veja e një dëshmori) dhe *Dardan Mehmeti* (në rolin e gruas së Ylberit).

## PERSONAZHET/ FABULA

Filmi flet për dy skajshmëri ekstreme të individit në shoqërinë kosovare. Statusi i personalitetit në rendin e ri social, që e krijon paslufta, prodhon një temë mjaft të qëndrueshme brenda fabulës së filmit. Aq sa mua më kujton Murin e shkrimtarit francez Zhan Pol Sartër. Ylberi, një karakter kompleks, një njeri që ka mbetur me pasoja nga lufta, rrënon mure, duke dashur të çlirohet nga e kaluara. Si pasojë e pamundësisë së kalimit të atij muri, gruaja e Ylberit ra viktimë. Ai përjeton vrasjen, dhunimin e të dashurës së tij matanë atij muri famëkeq. Ylberi, pas luftës, fillon të rrënojë çdo mur që i del përpara vetes, sepse ai ishte një shenjë që reflektonte negativisht tek ai. Pra, Ylberi jeton brenda dy botëve, gjysma e së cilës shtrihet përpara luftës dhe gjysma tjetër në realitetin që ai provon ta përmirësojë. Ai nuk është krejt i sëmurë dhe kjo është 'hilja' mjeshtërore me të cilën ka luajtur skenaristi. Ai ndihet fajtor për vdekjen e gruas së tij dhe këtë faj ai ia vesh ndërtimit të mureve nga populli, nga psiko-sociologjia dhe mentaliteti i kufizuar i shoqërisë. Kështu pra, brenda filmit, muri shndërrohet në një shenjë/simbol që ngarkohet psikologjikisht. Filmi fillon me rrënimin e murit të shtëpisë së Flakës, nga ana e Ylberit , e cila kishte mbetur e ve, për shkak se burri i saj kishte rënë në luftë si ushtar lirie. Hapja e një 'dere' në oborrin e shtëpisë së vejushës së çlirimtarit, mirëpritet nga kryetari i katundit. Ai në këtë rast përfaqëson antipodin karakterologjik të Ylberit në çdo pikëpamje. Ai e shfrytëzon Ylberin dhe aktet e tij për të arritur qëllimet e tij, duke e shfrytëzuar emrin e ushtarit të rënë (burrit të Flakës), duke emëruar rrugën që lidh fshatin me qytetin. Në këtë mënyrë, thyerja e mureve si akt nga ana e Ylberit, mund të konotojë të gjitha kuptimet e



mundshme të çlirimit të njeriut nga e kaluara dhe kompleksiteti i të sotmes, ndërsa rrethi rrugor i promovuar nga Limoni, rrethin vicioz në të cilin mbytet individi në rendin e ri social. Limoni – është karakteri i keq, i shtrydhjes të së kaluarës dhe i ndërtimit të "shijes" së re të kohës së re në katund. Por kjo shije reflekton negativisht brenda idesë së filmit dhe si e tillë duhet të kuptohet, meqë ai "shijen" e re e ndërton për t'i kënaqur kërkesat e veta, ambiciet e veta dhe egon e vet. Ai shfaqet si një karakter i një politikani kontrovers, ambicioz, batakçi dhe bart barrën e stigmatizimit të politikanit në realitetin e një rendi të ri vendor e më gjerë. Në mes këtyre dy skajshmërive qëndron karakteri i Flakës, që është një karakter që hap disa variante interpretimi, duke marr shkas nga vetë emri i saj. Flaka nënkupton zjarrin e heshtur, provokues, epshor, një zjarr aq të fuqishëm sa për të kryer funksionin e vet brenda fabulës. Përveç kësaj, ai është nj emër pas së cilit kapet një e kaluar. Ku emër asocion kuptimin e zjarrit të luftës dhe bartjen e tij si mbetje në pasluftë. Si karakter, ajo provon të kapet pas së ardhmes, duke u përpjekur ta harrojë të kaluarën. Pra, thyerja e mureve, rruga në formën e rrethit dhe emri i heroit, të cilin e merr rruga, janë shenja nëpër të cilat një shikues i kujdesshëm, mund ta lexojë idenë mbi të cilën ndërtohet filmi. Të gjitha këto shenja, të renditura njëra pas tjetrës, shkojnë në funksion të idesë, ide kjo që mund të artikulohet me fjalët - përpjekja për çlirimin nga e kaluara dhe për rindërtimin e së ardhmes. Zbërthimi i intrigës, thyerjes së mureve, vjen fare në fund, kur Ylberi kujton të kaluarën. Pra, ndodh retrospektiva narrative vizuale. Dhe në këtë mënyrë, pyetjeve të shikuesve se: -Përse ai po i rrënon ato mure? -Çka ka ai me muret? -Përse nuk po ndalet? - e të tjera pyetje të ngjashme, u vjen fundi. Ylberi, në fund, mbetet i vetëm në një udhëkryq. Kjo është pyetja retorike të cilën e shtron fuqishëm ky film - 'dhe tash ku, nga t'ia mbaj?'

Roli i Ylberit është një rol i ndërtuar bukur dhe me plot fuqi shprehëse. Ai ndërtohet si një karakter kompleks, një karakter i ngarkuar psikologjikisht, i cili flet gjatë gjithë filmit pa folur asnjë fjalë, me përjashtim të një dialogu në fund me fqinjën e tij Flakën, ku mbron idenë se e kaluara është e ardhmja e njeriut dhe se ajo s'mund të harrohet lehtë.

## MBYLLJE

Teksa duartrokitjet po stërzgjatnin monologun e tyre, m'u ofrua njëri ndër miqtë e mi, me të cilin kisha ardhur bashkë dhe më tha: "I shkëlqyeshëm... tronditës... intrigues dhe i fuqishëm"... Unë pohova me kokë plot miratim...

*MURI,* pa dyshim, është një film që bart mbi vete një temë dhe një dramë mbase të paprekur deri më sot. *MURI* i dërgon mesazh botës se me hapa të shkurtër (me 1240 e disa hapa) nuk do të mund të ndërtohen rrugë të qëndrueshme, e as rrugë me të cilat mund ta shërosh të kaluarën për të ndërtuar të ardhmen... ■

# A do të jetë 2012-ta si 1859-shi?!

**Agim AVDIU**

Në kohën kur mediat bëjnë fjalë për një dimër të acartë, ndër më të ftohtin që mbahet mend, e që na pret sipas prognozave sinoptike këtë vit, në vazhdën e çrregullimeve klimaterike që priten të ndodhin, web-sajti britanik "New Scientist", këtyre ditëve, duke u bazuar në pohimet e shkencëtarëve amerikanë publikoi se edhe dy vjet pritet të ndodh një stuhi e madhe diellore. Thuhet se "stuhia" që pritet të ndodhë rreth viteve 2012-2013 do të shkaktojë dëmtime të rrjeteve elektrike, kolaps të sistemeve komunikuese, rrëzime të aeroplanëve, ndërsa interneti, sipas të gjitha gjasave, do të ndërpriste funksionimin. Shkencëtarët presin që duke nisur nga viti 2012 stuhia diellore të prekë dhe Tokën me fuqinë e 100 milionë bombave me hidrogjen. Kjo stuhi e Diellit në Tokë do mund të interpretohej si stuhia gjeomagnetike. Analistët thonë se kjo mund të shkaktojë një katastrofë në Tokë për 90 sekonda, pasi një numër i rajoneve në SHBA do të zhytet në krizë dhe në sëmundje. Ekonomia do të pësojë humbje me triliona dollarë, ndërsa rimëkëmbja mund të zgjasë katër deri në dhjetë vjet. Fuqia destruktive do të jetë më e madhe se sa uragani Katrina. Sipas këtij raporti, më 22 shtator 2012 stuhia diellore do të bëjë që në mesnatë në Nju Jork të duket një dritë me ngjyrë verbuese dhe njerëzit do të mund të shohin një lloj të rrallë dhe të shkurtër të aurorës, e cila mund të shihet vetëm mbi Antarktik. Brenda 90 sekondash, gjysma e rajonit lindor të SHBA-ve do të zhytet në krizën e errësirës. Një vit më vonë, miliona amerikanë do të vdesin gradualisht, ndërsa infrastruktura bazike e vendit do të pësojë kolaps. Kjo do ta drejtojë Tokën drejt një katastrofe të paparaparë ndonjëherë. Ndër të tjera, në raport theksohet se brenda një minute e gjysmë të paktën 130 milionë banorë do të mbeten pa energji elektrike, për shkak të shkatërrimit të 300 transformatorëve kryesorë. Vështirësitë e para do të rrjedhin rreth furnizimit me ujë të pijes për banorët që jetojnë në ndërtesa të larta.

Po ashtu, për shkak të energjisë elektrike nuk do të ketë as transport. Metrotë, gjithashtu, do të ndërpriten. Produktet ditore do të konsumohen shumë shpejt. Të gjithë artikujt në supermarkete do të zbrazen brenda një kohe të shpejtë. Probleme do të ketë me bollëk. Çdo gjë që varet nga rryma nuk do të funksionojë. Pa energji elektrike dhe pa ujë të pijes, ndihma shëndetësore dhe emergjenca medikale nuk do të mund të vihet në funksion. Alternativat e tjera për të zëvendësuar energjinë elektrike nuk do të mund të funksionojnë më shumë se një muaj. Katastrofa e re do të mund t'i ngjante pak skenave të filmit "2012", - paralajmëroi sekretari në Ministrinë e Mbrojtjes së Britanisë, Liam Fox, duke shtuar se stuhia e diellit, si ajo e vitit 1859, në botën moderne do të shkaktonte kaos të plotë.

Historikisht, si ngjarja më e rëndë e motit hapësinor që ka ndodhur ndonjëherë shënohet ajo e vitit 1859. Është bërë e njohur si Efekti Carrington, pasi ka marrë emrin e astronomit amator Riçard Carrington, i cili ishte i pari që vuri re efektet e saj. Ngjarja Carrington vazhdoi plot tetë ditë moti shumë të keq hapësinor. Pati dëshmi për aurora mahnitëse, madje edhe në lartësitë ekuatoriale. Rrjetet telegrafikë të botës patën ndërprerje dhe magnometrat viktorianë regjistruan nivele të pamatshme. Në 11:18 të mëngjesit të kthjellët të ditës së enjte, 1

shtator, 1859, 33-vjeçari Richard Carrington, i pranuar gjerësisht si një nga astronomët diellorë më të famshëm të Anglisë, ndodhej në observatorin e tij privat. Ashtu si zakonisht në çdo ditë me diell, teleskopi i tij po projektonte një imazh 28 centimetra të gjerë të diellit dhe Carrington vizatoi menjëherë njollat diellore që vuri re. Atë mëngjes, ai po studionte gjasat për një grup të madh njollash diellore. Papritmas, para syve të tij, dy rruaza drite verbuese u shfaqën mbi njolla, u shtuan me shpejtësi dhe u shndërruan në formë veshkash. Duke kuptuar se po bëhej dëshmitar i diçkaje të paprecedentë dhe "duke qenë disi i trazuar nga kjo befasi" Carrington më vonë shkruante: "Unë renda të thërrisja dikë që të shihte këtë shfaqje. Kur u ktheva pas 60 sekondash, mbeta i shastisur kur pashë që ajo kishte ndryshuar dhe qe zvogëluar". Ai dhe dëshmitari i tij panë njollat e bardha që u zvogëluan deri sa u zhdukën. Kishin kaluar vetëm pesë minuta. Të nesërmen që pa gdhirë, qiejt në gjithë planetin shpërthyen në aurora të kuqe, jeshile dhe të purpurta, kaq të shndritshme, saqë gazetat mund të lexoheshin po aq lehtë sikur të ishte ditë. Në të vërtetë, edhe pranë lartësive mbi Kubë, në Bahama, Xhamajkë, El Salvador dhe Havai, pulsonin aurora mbresëlënëse. Sistemet e telegrafit në të gjithë botën u ndërprenë. Shkarkimet dhe shkëndijat tronditën operatorët e telegrafëve dhe shkaktuan zjarre të letrave të telegrafit. Edhe kur telegrafuesit hoqën bateritë që furnizonin linjat, rrymat elektrike të shkaktuara prej aurorave vazhdonin të lejonin transmetimin e mesazheve. "Ajo që pa Carrington ishte një shpërthim magnetik i diellit", - shpjegon David Hathaway, drejtues i ekipit të fizikës diellore në NASA, Marshall Space Flight Center në Huntsville, Alabama. Tani ne e dimë se flakërimat diellore ndodhin shpesh, sidomos gjatë maksimumit të njollave diellore. Shumica e tregojnë ekzistencën e tyre nga lëshimi i rrezeve X (regjistruar prej teleskopëve të rrezeve X në hapësirë) dhe zhurmave të radios (regjistruar nga radioteleskopët në hapësirë dhe në Tokë). Në kohën e Carrington, nuk ka pasur satelitë rrezesh X ose radioteleskopë. Askush nuk e dinte se shpërthimet ekzistonin deri në atë mëngjes shtatori, kur një shpërthim prodhoi një superdritë, e mjaftueshme për të rivalizuar edhe vetë Diellin. "Ndodh rrallë që dikush të mund të shohë ndriçimin e sipërfaqes diellore", - thotë Hathaway. Shpërthimi prodhoi jo vetëm një rritje të dritës së dukshme, por edhe re gjigante thërrmijash të ngarkuara si dhe unazash magnetike. Atë re e dërgoi direkt drejt Tokës. Mëngjesin tjetër, kur reja mbërriti, u shkri në fushën magnetike të Tokës, duke shkaktuar fluskën globale të magnetizmit që rrethon planetin tonë, duke shkaktuar lëkundje. Studiuesit e quajnë këtë një "stuhi gjeomagnetike". Fushat që lëviznin me shpejtësi të mëdha nxitën fushat elektrike nëpërmjet rrymave që shkaktuan më pas ndërprerjen e komunikimit përmes telegrafit. "Më shumë se 35 vjet më parë, unë fillova të tërheq vëmendjen e komunitetit të fizikës hapësinore drejt shpërthimit diellor dhe ndikimit të tij mbi telekomunikacionin", thotë Louis J. Lanzerotti, botues i revistës "Moti Hapësinor". Ai u bë i vetëdijshëm për efektet e stuhive gjeomagnetike diellore ndaj komunikacionit tokësor, kur një shpërthim i madh diellor më 4 gusht 1972, dëmtoi komunikimin në distanca të gjata nëpër Ilinois. Kjo ngjarje, në fakt, detyroi AT & T që të rikonfiguronte sistemin e kabllove transatlantike. Një shpërthim i ngjashëm, më 13 mars 1989, provokoi stuhi gjeomagnetike që ndërprenë transmetimin e energjisë elektrike nga Centrali i Québec në Kanada, duke lënë në errësirë pjesën më të madhe të krahinës. Energjia e shkaktuar prej aurorës shkriu madje disa transformatorë në New Jersey. Në dhjetor 2005, rreze X nga një tjetër stuhi diellore ndërprenë komunikimin me satelitët si dhe Sistemin e Pozicionimit Global (GPS) për rreth 10 minuta. Kjo mund të mos tingëllojë si gjë e rëndë, por siç vë në dukje Lanzerotti, "unë nuk do të doja të isha në një aeroplan civil që udhëzohet për ulje përmes GPS gjatë atyre 10 minutave". Një tjetër shpërthim si ai i Carrington-it do t'i bënte të dukeshin shumë të parëndësishme këto ngjarje. "Fatmirësisht, - thotë Hathaway, - ato duken të jenë të rralla". "Në historinë 160-vjeçare të stuhive gjeomagnetike, ngjarja Carrington është më e madhja". Ndoshta është e mundur të zhytesh edhe më pas në kohë, duke ekzaminuar akullin e Arktikut. "Thërrmijat energjetike lënë gjurmë në nitrate te bërthamat e akujve", - shpjegon ai. "Edhe këtu, ngjarja Carrington duket të jetë më e madhja në 500 vite dhe pothuajse dy herë më e madhe se pararendëset". Këto statistika tregojnë se shpërthimet Carrington janë ngjarje që ndodhin një herë në pesëqind vite. Megjithatë, statistikat nuk janë aspak solide dhe Hathaway tregohet i matur duke thënë se ne nuk i njohim aq mirë shpërthimet sa të përjashtojmë mundësinë që të ndodhin së afërmi. Për arsye të përsëritjes së mundshme të stuhisë diellore, sekretari në Ministrinë e Mbrojtjes së Britanisë, Liam Fox, ka thirrur një konferencë urgjente në Londër dhe ka ftuar shkencëtarët që të hartojnë strategjinë me të cilën do të zbuteshin efektet e katastrofës. ■

# SINUSITI

Iliriana Alloqi &
Bernard Tahirbegolli

Dhimbja e kokës është diçka e njohur për të gjithë ne sepse na mundon të gjithëve. Sipas shkencëtarëve në Harvard, gjysma prej nesh preket nga kjo të paktën një herë në muaj. Është krijuar një praktikë jo e mirë që gati çdo dhimbje koke trajtohet thjesht me një aspirinë ose ndonjë analgjetik tjetër dhe sapo dhimbja kalon, bie edhe interesimi për diagnostikimin e saktë të saj ose gjetjen e shkaktarit të asaj dhembjeje koke. Ekzistojnë shkaktarë të shumtë që shkaktojnë dhimbjen e kokës duke filluar nga: stresi, tensioni, mënyra jo korrekte e të jetuarit, pagjumësia, ndryshimet klimatike, ushqime të caktuara, të ftohtit, sinuset, etj. etj...

Kur diskutojmë për dhimbjen e kokës duhet kujtuar se përveç që ekzistojnë disa shkaktarë të ndryshëm të dhimbjeve të kokës, gjithashtu ekzistojnë disa lloje të dhimbjeve të kokës – "Janë vendosur 150 diagnoza dhimbjesh koke!"

Diagnostikimi i saktë ka shumë rëndësi, pasi vetëm kështu mjekët mund të ndërhyjnë në kohën e duhur për parandalimin e keqësimit të gjendjes shëndetësore.

Dhimbja e kokës është simptomë shoqëruese shumë e shpeshtë e sinusitit. Dhimbjet e kokës nga sinusiti janë të shoqëruara me një dhimbje të thellë dhe të vazhdueshme në kockat e faqes, urën e ballit ose hundë.

Dhimbjet, zakonisht, intensifikohen me lëvizje të papritura koke ose lodhje dhe zakonisht ndodhin me simptome të tjera, të tilla si: rrjedhje nga hunda, ndjenjë e ngarkesës në vesh, ethe dhe ënjtje të fytyrës.

Sinusitin mund ta përkufizojmë si: një inflamacion akut ose kronik i njërës (disa, ose krejt) nga hapësirat (seno) pranë hundës.

Kjo ndodh kur një infeksion viral ose bakterial zë vend në hundë dhe mukoza fryhet. Kjo zakonisht ndodh si pasojë e një inflamacioni të rrugëve të frymëmarrjes, të hundës, infeksionit dentar (të dhëmbit), fraktura të maxillës, grip, faktor alergjik nga infeksioni, çka rrezikon bllokimin e sinuseve. Atëherë "mukusi" nuk kalon normalisht nga kanalet dhe, në një mjedis të mbyllur, mikrobet shumëfishohen.

Sinuset janë zgavra ajrore të vendosura në anën e përparme të fytyrës brenda kockës dhe komunikojnë me gropat e hundës. Ato formohen zakonisht deri në moshën 12- vjeçare. Dallohen disa lloje sinusesh: ai frontal-ballor, sinusi maksillar, sinuset "etmoidale" dhe "sfenoidale" që gjenden mbrapa hundës.

Problemet me sinusitin shpesh fillojnë që në moshën e adoleshencës, mandej bëhen më të rënda rreth moshës 25-vjeçare. Sipas specialistëve të shëndetësisë është shumë e vështirë të kesh probleme me sinusitin, në rast se nuk ke pasur më parë, gjatë kësaj moshe.






Sinusiti nuk është i trashëgueshëm dhe në pjesën më të madhe të rasteve është kronik deri në fund të jetës.

## Kur dyshojmë për sinusit dhe si ta diagnostifikojmë?

Kur shohim se kemi ethe, dhimbje, sekrecione të trasha nga hunda dhe me erë, duhet të shqetësohemi dhe t'i adresohemi menjëherë mjekut për të ditur se si të veprojmë. Diagnostifikimi i sinusitit bëhet mbi bazën e ankesave subjektive të pacientit, gjegjësisht me anamnezë, ekzaminim fizik, analiza mikrobiologjike të sekreteve dhe hulumtime imazherike-rëntgenologjike.

## Trajtimi

Trajtimi i sinusitit është i orientuar në atë mënyrë që t'i lehtësojë dhimbjet, pasi sinusitet akute mund të jenë me shumë dhimbje. Në këto raste përdoren antiinflamatorët, antibiotikët, analgjetikët dhe ndonjëherë edhe kortikosteroidet. Gjithashtu, për të lehtësuar dhe siguruar një kalueshmëri në hundë ordinohen edhe pika, ose banjo avulli.




Nëse pacienti nuk shërohet, atëherë duhet bërë një punksion në sinuse ose një lloj drenazhi. Mjeku në trajtimin e sinusitit orientohet që të trajtojë origjinën e infeksionit të sinusit, siç mund të jetë: infeksioni dentar, ndonjë polip në nivelin e hundës apo ndonjë aksident që mund të ketë sjellë ndonjë frakturë të brendshme. Trajtimi me antibiotikë është i nevojshëm pasi sinuset, duke qenë afër trurit, kanë rrezik të infektohen përmes mikrobeve, të cilat mund të shkaktojnë meningjit ose encefalit.

Jo gjithherë antibiotikët janë të domosdoshëm në trajtimin e sinusiteve, ngase ato nuk kanë asnjë efekt mbi viruset. Infeksionet zakonisht përcillen me rrjedhje sekrecionesh të hundëve pa ngjyrë dhe erë. Ndërsa kur këto sekrecione janë të verdha ose jeshile na duhet që patjetër t'i orientohemi përdorimit të antibiotikëve në bazë të antibiogramit.

Nëse një person lëngon së paku një herë në vit, për disa vite, nga sinusiti duhet kujdesur që të shikohen shkaktarët alergjikë, në mënyrë që ata të trajtohen dhe të evitohen.

## Si mund të parandalohen superinfeksionet me baktere që mund të paraqiten pas një sinusiti të tillë?

Nganjëherë vetëm trajtimi konservativ i sinusitit nuk mjafton dhe duhet intervenuar kirurgjikisht. Në ditët e sotme kjo bëhet me anë të sondave të holla, të cilat depërtojnë përmes vrimave të vogla deri te hapësirat sinusale.

Marrë në përgjithësi, prognoza e sinusitit shkon mirë, veçanërisht e atij akut, ndërsa ai kronik dhe me komplikacione mund të shkojë deri në vdekje.

Në mënyrë që t'i ikim komplikimeve të sinusitit dhe infeksioneve të përsëritura rekomandohet: të kihet kujdes për mbrojtjen nga infeksionet e trakesë së sipërme respiratore, marrja e vaksinave për gripet sezonale, mbajtja e higjienës personale, konsumimi i sasive të mjaftueshme të lëngjeve, trajtimi i mirë dhe me kohë i infeksioneve të trakesë respiratore, etj. ■

# Ahmeti: Namazi është pjesë e pandashme e jetës sime

**"Namazi është pjesë e hershme dhe e pandashme e jetës sime dhe dashtë Allahu do të vazhdojë t'i kryej edhe obligimet e tjera fetare", - është shprehur për revistën "Paqja" futbollisti i Prishtinës Azem Ahmeti.**

**Intervistoi: Alban BILALLI**

Azem Ahmeti është kapiten dhe shtyllë e mbrojtjes së klubit më të madh futbollistik në Kosovë, FC Prishtina. Në intervistën dhënë revistës "Paqja", ai flet për fillimet e tij në futboll dhe për ofertat nga klubet jashtë Kosovës. Po ashtu, ai flet për synimet e klubit të tij për këtë vit. I pyetur rreth jetës private ai flet me mburrje se ka kohë të shkojë edhe në fakultet, si edhe t'i kryejë obligimet fetare.

**PAQJA:** ***A mund të na flitni për fillimet tuaja në futboll?***

**A. Ahmeti:** Edhe unë si krejt fëmijët e tjerë kam luajtur me top, por edhe shumë lojëra të tjera. Deshi Zoti që unë të vazhdoj të merrem me futboll më seriozisht dhe, sot, futbolli është bërë pjesë e pandashme e jetës sime.

**PAQJA:** ***Në cilin klub e keni filluar karrierën tuaj futbollistike?***

**A. Ahmeti:** Karrierën futbollistike e kam filluar në klubin futbollistik Flamurtari, me grupmoshat e reja në fillim, e më pas në moshën 15 vjeçare, me ftesën e ish-trajnerit të atëhershëm të Flamurtarit, Luan Prekazit, kam kaluar në ekipin e parë dhe kam mbrojtur ngjyrat e K.F. Flamurtarit, për 7 vite radhazi. Në moshën 22 vjeçare kam kaluar në një klub tjetër të Prishtinës, F.C. Prishtina.

**PAQJA:** ***Tani jeni lojtar i Prishtinës. Cilat janë ambiciet e klubit për këtë sezon?***

**A. Ahmet:** Ambiciet e F.C. Prishtinës, si gjithmonë, edhe këtë sezon janë që ne të rikthejmë titullin dhe për mua do ishte diçka shumë e mirë që këtë sezon të fitojmë edhe Kupën e Kosovës, gjë me të cilin unë personalisht do t'i kompletoja të tre trofetë e mundshme të fituara në një klub, këtë rast me F.C. Prishtinën.

**PAQJA:** ***Keni pasur oferta për të luajtur në klube jashtë Kosovës?***

**A. Ahmeti:** Kam pasur kontakte me disa menaxherë, por oferta konkrete nuk kam pasur, përveçse në Shqipëri, ku kam qenë afër arritjes së marrëveshjes me klubin futbollistik Teuta të Durrësit, por, për shkak të një lëndimi që pësova, m'u desh të kthehesha prapë në Prishtinë, ku edhe jam shëruar dhe kam vazhduar të luaj me F.C. Prishtinën.

**PAQJA:** ***Pos futbollit, me çka merret Azemi?***

**A. Ahmeti:** Përveç futbollit, unë studioj në Fakultetin e Filologjisë, në degën e gjuhës angleze.

**PAQJA:** ***Njiheni si musliman i devotshëm. Kur jeni falur për herë të parë?***

**A. Ahmeti:** Po ka dashtë Allahu që unë t'i përkas një familjeje fetare. Namazi është pjesë e hershme e jetës sime dhe dashtë Allahu do të vazhdoj t'i kryej edhe obligimet e tjera fetare që më takojnë si musliman.

**PAQJA:** ***A ju pengon namazi gjatë aktiviteteve futbollistike?***

**A. Ahmeti:** Jo, namazi nuk më pengon aspak, përkundrazi ndihem krenar që e kryej këtë obligim që më takon si musliman. Tridhjetë minuta në ditë për faljen e namazit mund t'i gjejë çdo njeri.

**PAQJA:** ***Njihni futbollistë të tjerë që e falin namazin në klubin tuaj, apo edhe në klubet e tjera të Superligës?***

**A. Ahmeti:** Ka shumë futbollistë që e falin namazin e xhumasë. Kurse sa i përket futbollistëve që i falin pesë kohët e namazit, numri është më i vogël. Në klubin ku unë jam aktualisht është edhe një lojtar që i fal 5 kohët e namazit. Ai është Ardian Kozhani. Sigurisht që ka edhe të tjerë që e falin namazin dhe shpresoj që ky numër të jetë i madh edhe nëpër klubet e tjera. ■



# ZVICRA "ÇERDHJA" E FUTBOLLISTËVE SHQIPTARË

**Nëpër shumë klube të Zvicrës nisin karrierën e tyre futbollistike një numër i madh i futbollistëve shqiptarë, për t'u bërë më vonë emra të mëdhenj të futbollit evropian. Nga 10 klube sa ka Superliga e Zvicrës, 7 klube kanë futbollistë shqiptarë.**



**Alban BILALLI**

Në Ligën superiore të Zvicrës luajnë 15 futbollistë shqiptarë. Disa nga ta janë lindur në Zvicër, kurse të tjerët kanë shkuar në shtetin helvetik nga trojet shqiptare. Nga 10 klube sa ka Superliga e Zvicrës në futboll, shtatë prej tyre në ekipin e parë kanë lojtarë shqiptarë. Klubi kampion i Zvicrës, Bazeli, në ekipin e parë ka 4 futbollistë shqiptarë, mjaft cilësorë. Mjafton të përmendet emri i Xherdan Shaqirit, i cili konsiderohet si njëri nga talentet më të mëdhenj të futbollit në Evropë. Madje golin që shënoi kundër Anglisë, në kuadër të kualifikimeve për Evropianin e 2012, është cilësuar nga mediat angleze si njëri nga golat më të bukur që ka marrë Anglia. Pos Shaqirit, në Basel luajnë edhe tre futbollistë të tjerë shqiptarë: Beg Ferati që luan si mbrojtës qendror dhe vëllezërit Granit e Taulant Xhaka, që llogariten si shtyllat e Bazelit dhe Zvicrës në të ardhmen. Granit Xhaka, vetëm 17 vjeçar, llogaritet si njëri nga talentet më të mëdhenj në futboll. Vetë trajneri i tij ka dhënë vlerësime shumë të mira për Granitin. "Graniti është ende 17 vjeçar, por ne e dimë se ai ka goditje shumë të mirë. Ai duhet të ketë durim, pasi që ai nuk do të aktivizohet si titullar në çdo ndeshje. Ai ka një të ardhme të gjerë dhe ne duhet të kemi kujdes nga dëmtimet e mundshme," - është shprehur Fink.

Pos klubit të Bazelit, futbollistët shqiptarë bëjnë karrierë edhe në 6 klube tjera të Superligës së parë në Zvicër. Në klubin FC Luzern luan mesfushori i lindur në Gjakovë, Burim Kukeli. Mesfushori gjakovar ka luajtur 10 takime në këtë stinor, në shumicën prej tyre si titullar.

Te klubi i FC Thun luan futbollisti veteran Milaim Rama. Sulmuesi 34 vjeçar nga Vitia ka luajtur edhe për Zvicrën në kampionatin botëror të vitit 2002.

Te klubi i FC Zürich luajnë dy futbollistë shqiptarë, sulmuesi Admir Mehmedi i lindur në Maqedoni dhe mesfushori nga Peja, Adrian Nikçi. Admiri është 19 vjeçar, kurse Adriani 21 vjeçar. Ata i pret një e ardhme e ndritur në futboll. Admiri është lojtar standard te grupmoshat e reja, si dhe në përfaqësuesen e Zvicrës.

Sikurse te Bazeli, edhe te klubi i FC. Grasshopper luajnë katër futbollistë shqiptarë: mesfushorët Ermir Lenjani 21 vjeçar, Amir Abrashi 20 vjeçar, Vullnet Basha 20 vjeçar, dhe më i riu, sulmuesi Endogan Adili 16 vjeçar.

Në klubin e FC St Gallen luan mesfushori 28 vjeçar nga Klina, Kristian Nushi. Këtë sezon ai ka luajtur 10 takime.

Pjesë e klubit tjetër zvicerian të Xamax-it janë dy futbollistë shqiptarë: mesfushori Shkëlzen Gashi dhe mbrojtësi Agonit Sallaj. Gashi (22 vjeç) këtë edicion është paraqitur vetëm në një takim, ndërsa Sallaj (18 vjeç) është në pritje të debutimit në Superligë. Ai stërvitet me ekipin e parë të Xamaxit, ndërsa luan me ekipin e dytë.

## Transferimet drejt klubeve të mëdha

Pas rezultateve të mira që po tregojnë në klubet e tyre, futbollistët shqiptarë kanë shumë oferta për të kaluar nëpër klube të mëdha evropiane, në ligat më elitare të Evropës. Mesfushori Xherdan Shaqiri është më i lakuari në këtë drejtim. Ai po kërkohet nga skuadra të tilla si: Juventus, Barcelona, Liverpooli, Dortmundi, Arsenali, PSV Eindhoven, Interi dhe Milani. Ditë më parë është shkruar në mediat angleze se Shaqiri ka nënshkruar një kontratë me klubin anglez Liverpul. Granit Xhaka është futbollisti i cili, po ashtu, po kërkohet nga shumë klube të mëdha evropiane.

Futbollistët e lartpërmendur pritet të ndjekin rrugën e futbollistëve të tjerë shqiptarë që luajnë nëpër liga të ndryshme të Evropës. Valon Behrami (West Ham), Blerim Xhemajli (Parama), Pajtim Kasami (Palermo), Albert Bunjaku (Nuremberg) etj., janë vetëm disa nga futbollistët që janë larguar nga klubet zvicerane në drejtim të klubeve të ndryshme evropiane, duke nënshkruar kontrata me të ardhura milionëshe. ■



# Hapësirë për reklamim në revistë!

| 1/1 | 1/2 | 1/4 |
|---|---|---|
| 100€ | 50€ | 25€ |

Në vlerat e çmimeve nuk është përfshirë TVSH-ja

